## KËSHILLË DREJTUAR TË GJITHË MYSLIMANËVE[1]

Nga Abdul-Aziz bin Abdullah bin Baz drejtuar çdokujt që e sheh prej myslimanëve! Allahu më bëftë mua dhe ata prej pasuesve të rrugës së besimtarëve dhe na ruajt nga rruga e atyre që kanë shkaktuar Zemërimin e Tij dhe e atyre që janë të humbur! Amin!

Selamun alejkum ue rahmetullahi ue berekatuhu!

Më pastaj:

Ajo që më shtyu për këtë (porosi) është këshilla dhe përkujtimi, duke i vënë në vepër Fjalët e Allahut të Lartësuar:

**"Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve"** (Edh-Dharijat, 55)

**"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi! Frikësojuni Allahut, sepse Ai dënon ashpër"** (El-Maidetu, 2)

**"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, këshillojnë njëri-tjetrin për të vërtetën e këshillojnë njëri-tjetrin për durim"** (El-Asr, 1-3)

---

[1] Marrë nga revista "El-Minhel"- për muajin Dhul-Ki'detu dhe Dhul-Hixh-xhetu, më 1371 H (1952), pjesa 12, faqe 411- 416 (islamspirit.com-Meusu'atu fetaua el-lexhneti uel-imamejn)

Dhe fjalën e Profetit (salallahu alejhi ue selem): *"Feja është këshillë"* Iu tha: "Për kënd, o i Dërguar i Allahut?" Tha: *"Për Allahun, për Librin e Tij, për të Dërguarin e Tij, për prijësit e myslimanëve dhe për masën e gjerë të tyre"* (Muslimi)

Në këto vargje të qarta e me kuptim të drejtpërdrejtë të Kuranit si dhe në hadithin fisnik, ka argument të dukshëm për ligjësinë e përkujtimit, të këshillimit dhe të porosisë së ndërsjellë për të vërtetën dhe për thirrjen e të tjerëve drejt saj.

E kjo për shkak se rezultojnë në dobi për besimtarët, për mësimin e injorantit, për udhëzimin e të humburit, për zgjimin e shpërfillësit, për përkujtimin e harrestarit dhe për nxitjen e dijetarit që të veprojë me atë që di, si dhe dobi tjera të shumta.

Allahu i Patëmeta i krijoi krijesat që ta adhurojnë Atë dhe t'i binden Atij. (Pastaj) i dërgoi profetët si përkujtues për këtë (qëllim), si përgëzues e paralajmërues, ashtu siç thotë:

**"Unë nuk i krijova xhindet dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë Mua"** (Edh-Dhârijât, 56)

**"Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit! Nëse ju i ktheni shpinën të Dërguarit Tonë, dijeni se ai ka për detyrë vetëm që t'jua shpjegojë qartë"** (Et-Tegâbun, 12)

**"(Këta janë) të Dërguar që kanë sjellë lajme të mira e kanë paralajmëruar, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut pas ardhjes së të Dërguarve…"** (En-Nisâ', 165)

**“Prandaj, këshilloji (njerëzit o Muhamed), se ti je vetëm këshillues”** (El-Gâshije, 21)

Është obligim për çdo kënd që ka dije të përkujtojë (të tjerët) për këtë, të këshillojë për hir të Allahut, të thërret për tek Ai, duke e zbatuar kështu detyrën e kumtimit dhe të thirrjes (da’ues), dhe duke i marrë si shembull profetët e ndershëm (alejhimus-salatu ues-selam), si dhe duke u ruajtur nga gjynahu i fshehjes (së dijes), për të cilin ka kërcënuar Allahu në Kuran, ku thotë:

**“Me të vërtetë, ata që fshehin shpalljet Tona të qarta, pasi ua kemi shpjeguar njerëzve në Libër, do të mallkohen nga Allahu dhe do të mallkohen nga ata që janë ngarkuar të mallkojnë”** (El-Bekare, 159)

Dhe është saktësuar nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) se ka thënë: *“Kush udhëzon në të mirën, ka shpërblimin e njëjtë me atë që e vepron.”* Dhe thotë (salallahu alejhi ue selem): *“Kush thërret në udhëzim, ka shpërblimin e njëjtë me të atyre që e pasojnë, duke mos u pakësuar asgjë nga shpërblimi i tyre. E, kush thërret në devijim, ka mbi vete gjynahet e njëjta me të atyre që e pasojnë, duke mos u pakësuar asgjë nga gjynahet e tyre.”* (I transmeton Muslimi në Sahihun e vet).

Nëse u kuptua kjo që u cek më lart, atëherë ajo me të cilën ju porosis ju dhe veten time është frika ndaj Allahut, kur jemi vetëm dhe me të tjerët, gjatë vështirësisë dhe mirëqenies, sepse ajo është porosia e Allahut dhe e të Dërguarit të Tij, ashtu siç thotë Allahu:

**“Ne i kemi porositur ata që u është shpallur Libri para jush dhe juve: “Frikësojuni Allahut!”** (En-Nisâ', 131)

Ndërsa Profeti (salallahu alejhi ue selem), gjatë hutbeve të tij, thoshte: *"U porosis me frikë ndaj Allahut, me dëgjueshmëri dhe me bindje."*

"Et-takua" është fjalë përmbledhëse, e cila përmbledhë në vete hajrin në tërësi, realiteti i së cilës është kryerja e obligimeve të Allahut dhe largimi nga ndalimet e Tij me sinqeritet, me dashuri dhe me lakmi për shpërblimin e Allahut, si dhe me frikë (kujdesin) nga ndëshkimi i Tij. Allahu i Lartësuar i ka urdhëruar robërit e Vet për frikë ndaj Tij dhe u ka premtuar (atyre që i frikohen Atij) lehtësim të çështjeve e të rriskut, largim të vështirësive, falje të gjynaheve dhe triumf me Xhenete.

Allahu thotë: **"O njerëz, frikësojuni Zotit tuaj, sepse dridhja e Orës (së Kiametit) vërtet është një ngjarje e madhe!"** (El-Haxhxh, 1)

**"O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdonjëri le të shikojë se çka ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që ju bëni!"** (El-Hashr, 18)

**"Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje (nga çdo vështirësi) dhe do t'i japë risk prej nga nuk e pret"** (Et-Talâk, 2-3)

**"Për ata që ruhen (nga gjynahet) do të ketë kopshte të kënaqësive te Allahu"** (El- Kalem, 34)

**"Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'ia shlyejë veprat e këqija dhe do t'ia rrisë shpërblimin."** (Et-Talâk, 5)

Vargjet të cilat flasin rreth kësaj tematike janë të shumta.

Prandaj, o ju myslimanë, dijeni se jeni nën Mbikëqyrjen e Allahut të Patëmeta dhe ngutuni që sa më parë të jeni të devotshëm në çdo gjendje. Llogaritni veten në të gjitha fjalët, në veprat dhe në qëndrimet (sjelljet) tuaja. Kështu, çdo gjë prej tyre që lejohet në fe, s'ka gajle në të vepruarit e saj, e çdo gjë (prej tyre) që s'lejohet, kini kujdes prej saj. Edhe pse (haramet) janë shumë të lakmueshme, shpërblimi tek Allahu është më i mirë dhe i amshuar. E, kush braktis diç për hir të Allahut, Ai ia zëvendëson me një më të mirë. Nëse robërit e dinë se janë nën Mbikëqyrjen e Allahut dhe i frikohen Atij, duke kryer urdhrat dhe duke braktisur ndalimet, Allahu i Lartësuar ua jep ato që rezultojnë prej frikës ndaj Tij, siç janë: krenaria, suksesi, risku i bollshëm, rrugëdalja nga vështirësitë si dhe lumturia e shpëtimi në dynja dhe në Ahiret.

Për askënd që posedon mendje dhe sadopak dituri nuk është e panjohur ajo që i ka goditur shumicën e myslimanëve prej ngurtësisë së zemrave, shkujdesjes ndaj Ahiretit, braktisjes së shkaqeve të shpëtimit, dhënies pas kësaj bote dhe mënyrave të arritjes së saj me çdo kusht e me grykësi, pa dalluar mes hallallit dhe haramit; gjithashtu, fundosja e shumicës së tyre në epshe dhe në lloje të ndryshme të kotësisë e shpërfilljes. E tërë kjo për shkak të shmangies së zemrave nga Ahireti dhe shkujdesjes së tyre ndaj përmendjes së Allahut, ndaj dashurisë ndaj Tij, ndaj meditimit rreth mirësive, begative dhe Shenjave të Tij, të dukshmeve e të fshehtave, si dhe papërgatitja për takimin me Allahun, moskujtimi i qëndrimit para Tij, dhe (moskujtimi i) zhvendosjes pas atij qëndrimi madhështor ose në Xhenet, ose në Zjarr.

Andaj, o myslimanë, rrini gati vetes dhe pendohuni (me kthim) tek Zoti juaj. Mësojeni fenë tuaj dhe shpejtoni në kryerjen

e obligimeve. Largohuni nga haramet, në mënyrë që të triumfoni me krenari, me siguri, me udhëzim dhe me lumturi në dynja dhe në Ahiret.

Kini kujdes nga preokupimi me dynja dhe nga të dhënët e përparësisë asaj ndaj Ahiretit, sepse kjo është cilësi (shenjë) e jobesimtarëve dhe e hipokritëve, dhe prej shkaqeve më kryesore të ndëshkimit në këtë botë dhe në tjetrën. Siç thotë Allahu i Lartësuar në përshkrimin e tyre:

**"Vërtet që jobesimtarët e duan jetën e këtushme dhe nuk e përfillin një Ditë të vështirë që do t'u vijë"** (El-Insân, 27) **"Mos u josh (o Muhamed) nga pasuria dhe fëmijët e tyre, sepse nëpërmjet tyre Allahu kërkon t'i ndëshkojë ata në këtë jetë, në mënyrë që t'u dalë shpirti duke qenë jobesimtarë"** (Et-Teube, 55)

Ndërsa ju nuk jeni krijuar për hir të kësaj bote, por për jetën e pastajme dhe jeni urdhëruar që të përgatiteni për të. Dynjaja është krijuar për ju, në mënyrë që të ndihmoheni përmes saj për adhurimin ndaj Allahut, i Cili ju krijoi, dhe që të përgatiteni për takimin me Të e kështu të meritoni mirësinë, nderimin dhe fqinjësinë e Tij në Kopshtet e kënaqësisë.

Është shëmti për të mençurin t'ia kthejë shpinën adhurimit të Krijuesit e Zotit të vet dhe (t'ia kthejë shpinën) asaj që ia ka përgatitur Ai prej nderimit (shpërblimit). (Është shëmti për të) që, në vend të këtyre, të angazhohet në nxitjen e epsheve të veta shtazarake dhe me grykësi (lakmi) për arritjen e ndonjë kënaqësie të kësaj bote kalimtare, kur (dihet se) Allahu ia ka siguruar atë që

është më e mirë se ajo kënaqësi (e përkohshme) dhe me përfundim më të mirë në dynja dhe në Ahiret.

Le të ketë kujdes çdo mysliman nga të mashtruarit me shumicën e të thotë: "Njerëzit janë bërë kështu. Është bërë adet kështu. Dhe unë jam me ta", sepse, vërtet, kjo (thënie) është fatkeqësia më e madhe, dhe shumica e popujve të shkuar janë shkatërruar për shkak të kësaj thënieje.

Mirëpo, o ti posedues i mendjes, duhet ta shikosh (kujdesesh për) veten, ta llogarisësh veten dhe të kapesh për të vërtetën, edhe nëse e braktisin njerëzit. Gjithashtu, duhet të kesh kujdes nga ajo që e ka ndaluar Allahu, edhe nëse e veprojnë njerëzit. Kështu, e vërteta është më primare që t'i shkohet mbas, siç thotë edhe Allahu i Lartësuar:

**"Nëse i bindesh shumicës së njerëzve që gjenden në tokë, ata do të të shmangin nga rruga e Allahut"** (El-En'âm, 116) **"Shumica e njerëzve, sado që të dëshirosh ti, nuk janë besimtarë"** (Jûsuf, 103)

Thotë njëri ndër selefët (Allahu i mëshiroftë të gjithë): "Mos u largo nga e vërteta, për shkak të numrit të pakët të atyre që e pasojnë atë, dhe mos u mashtro me të kotën, për shkak të numrit të madh të pasuesve të saj."

Kam dëshirë ta përfundoj këtë këshillë timen me përmendjen e pesë çështjeve, të cilat janë përmbledhëset e mirësisë në tërësi:

1. Sinqeriteti vetëm ndaj Allahut në të gjitha aktet fetare, qofshin ato prej fjalëve apo veprave, si dhe kujdesi nga shirku në tërësi, i dukshmi dhe i fshehti. Ky është obligimi më madhor dhe

çështja më e rëndësishme. Gjithashtu, kjo është domethënia e dëshmisë *"la ilahe il-lAll-llah"* (nuk ka të adhuruar me të drejtë, përveç Allahut). S'ka vlefshmëri të veprave dhe të fjalëve të robërve, përveç mbas saktësisë së këtij parimi dhe paprekshmërisë së tij, ashtu siç thotë edhe Më i Larti:

**"Me të vërtetë, të është shpallur ty (o Muhamed) si dhe atyre që kanë qenë para teje: "Nëse i shoqëron Allahut diçka tjetër (në adhurim), me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit"** (Ez-Zumer, 65)

2. Të mësuarit (të kuptuarit) e Kuranit dhe të Sunetit të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) dhe kapja pas tyre. Të pyeten dijetarët për çdo çështje që e keni të paqartë rreth fesë suaj. Kjo (që u përmend) është obligim për çdo mysliman, dhe nuk i takon atij ta braktisë e t'ia kthejë shpinën duke ecur pas mendimeve (hamendjeve) të veta pa kurrfarë dije e largpamësie. Dhe pikërisht kjo është domethënia e dëshmisë *"Muhammedun resulull-llah"*, sepse kjo dëshmi ia obligon robit besimin se Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) vërtet është i Dërguar i Allahut, dhe (ia obligon) kapjen pas asaj me të cilën ka ardhur ai, vërtetimin e thënieve të tij, dhe që të mos adhurohet Allahu veçse me mënyrën e ligjësuar përmes gjuhës së të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem), siç thotë Allahu:

**"Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu do t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet!"** (Âl 'Imrân, 31)

**“Çfarëdo që t’ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t’ju ndalojë, hiqni dorë prej saj”** (El-Hashr, 7)

Dhe thotë Profeti (salallahu alejhi ue selem): *“Kushdo që shpikë në çështjen (fenë) tonë çfarë nuk është prej saj, nuk i pranohet”* (Buhariu dhe Muslimi) *“Kush bën diç që nuk është në përputhje me çështjen (fenë) tonë, nuk i pranohet”* (Muslimi në Sahih)

Çdokush që ia kthen shpinën Kuranit dhe Sunetit, është pasues i epshit (dëshirës) të tij, kundërshtues i Zotit të tij dhe meritor për urrejtjen dhe për ndëshkimin e Allahut, siç thotë Ai:

**“E nëse ata nuk të përgjigjen ty, dije se ata janë skllevër të dëshirave të veta. E kush është në humbje më të madhe se ata që udhëhiqen nga dëshirat e veta, pa udhëzim prej Allahut?”** (El-Kasas, 50)

Dhe thotë Allahu në përshkrimin e jobesimtarëve:

**“Ata ndjekin vetëm hamendjet dhe atë që ua ka qejfi, ndonëse u ka ardhur prej Zotit të tyre udhëzimi (për rrugën e drejtë)”** (En-Nexhm, 23)

Ndjekja e qejfit (epshit) – Allahu na ruajt – e shuan dritën e zemrës dhe pengon nga pasimi i së vërtetës, siç thotë Allahu:

**“Dhe mos shko pas dëshirave dhe tekave, se ato të largojnë nga rruga e Allahut!”** (Sâd, 26)

Kështu, Allahu ju mëshiroftë, kini kujdes nga ndjekja e dëshirave dhe lënia pas shpine e udhëzimit. Kapuni fort për të vërtetën, thirrni të tjerët për tek ajo dhe kini kujdes nga

kundërshtuesit e saj, në mënyrë që të triumfoni me mirësitë e dynjasë dhe të Ahiretit.

3. Kryerja e pesë kohëve të namazit rregullisht dhe së bashku me xhemat. Sepse ato janë prej obligimeve më të rëndësishme dhe më të mëdha pas shehadetit. Namazi është boshti i fesë dhe shtylla e dytë prej shtyllave të Islamit. Është gjëja e parë për të cilën do të merret në llogari robi në Ditën e Kiametit. Kush e ruan atë, e ka ruajtur fenë e vet, e kush e braktisë atë, e ka lënë fenë. Sa i madh do të jetë mjerimi i tij dhe sa i keq do të jetë përfundimi i tij në ditën e qëndrimit para Allahut!

Duhet t'i kryeni rregullisht faljet, Allahu ju mëshiroftë, t'i këshilloni të tjerët për kryerjen e tyre dhe t'ia tërhiqni vërejtjen atij që nuk i kryen dhe që i braktisë, sepse kjo është prej ndihmesës në punë të mira dhe në devotshmëri. Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Marrëveshja midis nesh dhe atyre (jobesimtarëve) është namazi. Kushdo që e braktisë, ka bërë kufër"* (Imam Ahmedi dhe Sunenet, me zinxhir të vërtetë) *"Mes njeriut dhe kufrit e shirkut është lënia e namazit"* (Muslimi në Sahih) *"Kush prej jush sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij. Nëse nuk mundet, (le ta ndryshojë) me gjuhën e tij. Nëse nuk mundet, atëherë (le ta urrejë) me zemrën e tij, ndonëse ky është besimi më i dobët"* (Muslimi në Sahih)

4. Përkujdesja për zekatin dhe përkushtimi për dhënien e tij ashtu si e ka bërë obligim Allahu, sepse ai është shtylla e tretë prej shtyllave të Islamit. Për çdo individ prej myslimanëve *mukel-lefun* (të ngarkuar me obligime fetare sh.p.) është detyrë të kalkulojë dhe të njohë saktësisht pasurinë që posedon, të cilës duhet t'i nxirret zekati, pastaj të nxjerrë zekatin nga ajo pasuri sa herë që

arrin *nisabin* (sasinë e caktuar) dhe kalon një vit (në posedimin e tij sh.p.).

Myslimani duhet ta japë zekatin me shpirt të pastër dhe me zemër të hapur, si zbatim të urdhrit të Allahut, falënderim për begatinë e Tij dhe bamirësi për robërit e Allahut. E, kur ta bëjë këtë, Allahu ia shumëfishon shpërblimin, ia kompenson atë që e ka dhënë, ia bekon atë që i mbetet prej pasurisë, e pastron (njeriun nga gjynahet) dhe ia shton veprat e mira, siç thotë edhe Allahu i Patëmeta:

**“Merr nga pasuria e tyre lëmoshë (zekat) që t’i pastrosh ata dhe t’ua shtosh veprat e mira!”** (Et-Teube, 103)

E, nëse tregohet koprrac në dhënien e zekatit dhe i shpërfillur rreth çështjes së tij, Allahu zemërohet me të, ia largon bereqetin e pasurisë së tij dhe bën që ta godasin shkaqe të falimentimit dhe të shpenzimit jo në rrugën e së vërtetës, pastaj e dënon me këtë pasuri në Ditën e Kiametit, siç thotë Më i Larti:

**“Paralajmëroji me dënim të dhembshëm ata që grumbullojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut”** (Et-Teube, 34)

Çdo pasurie, të cilës nuk i nxirret zekati, konsiderohet “thesar i grumbulluar”, dhe poseduesi i saj do të dënohet me të Ditën e Kiametit. Allahu na ruajt të gjithëve nga një dënim i tillë![2]

---

[2] Thotë Allahu i Lartësuar: **“Do të vijë dita kur (thesaret e mbledhura) do të digjen në zjarrin e Xhehenemit dhe me to do të damkoset balli, anët dhe shpina e tyre e do t’u thuhet: “Kjo është ajo që keni grumbulluar për veten; pra, shijoni atë që grumbulluat!”** (Et-Teube, 35)

Ndërsa, për kujdestarin e myslimanit, i cili nuk është *mukel-lef*, siç është fëmija apo budallai, është obligim përkujdesja për nxjerrjen e zekatit të pasurisë së tyre, sa herë qa kalon një vit (në posedimin e tyre dhe arrin sasinë e caktuar, sh.p.), për shkak se argumentet e Kuranit dhe Sunetit (rreth kësaj) janë përgjithësuese dhe aludojnë në domosdoshmërinë e nxjerrjes së zekatit nga pasuria e myslimanit, qoftë ai *mukel-lef* apo jo.

5. Është obligim për çdo mysliman të moshës madhore, qoftë mashkull apo femër, t'i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, në çdo gjë që ata kanë urdhëruar si p.sh.: agjërimi i Ramazanit, kryerja e Haxhit për këdo që ka mundësi dhe (t'u bindet) në të gjitha obligimet tjera. Gjithashtu, për të është obligim përnderimi i ndalimeve të Allahut, meditimi rreth qëllimit të krijimit të tij dhe asaj me të cilën është urdhëruar. Ai duhet ta llogarisë veten për këtë gjithmonë e, nëse e sheh se i ka çuar në vend obligimet e Allahut, gëzohet për këtë dhe e lut Atë për qëndrueshmëri. Pastaj, duhet të ruhet nga mendjemadhësia, nga mburrja dhe nga lavdërimi i vetes.

E, nëse është treguar i shkujdesur ndaj obligimeve të Allahut apo ka kryer disa prej harameve, duhet të ngutet për pendim të vërtetë, për keqardhje, për qëndrueshmëri në urdhrin e Allahut, për shpeshtim të dhikrit, për istigfar, për përgjërimin ndaj Tij, për kërkim faljeje nga gjynahet e kaluara dhe për sukses në fjalët dhe në punët e mira. Nëse robit iu ka mundësuar një gjë e tillë, atëherë kjo është shenja e lumturisë dhe shpëtimit të tij në të dyja botët.

Nëse e harron veten dhe ecë pas dëshirave e epsheve të tij e nuk përgatitet për jetën tjetër, atëherë kjo është shenjë e

shkatërrimit dhe e mjerimit të tij. Prandaj, le ta shikojë secili prej jush veten e vet, le ta llogarisë dhe të hulumtojë të metat e saj, sepse, vërtet, do të gjejë atë që e pikëllon, atë që e bën të angazhohet me veten në vend të angazhimit me të tjerët, dhe atë që ia obligon përuljen ndaj Allahut, nënçmimin e vetes përpara Tij dhe kërkimin e faljes e mbulimit të mëkateve nga Ai.

Kjo lloj llogarie, përuljeje dhe nënçmimi i vetes para Allahut është shkak për lumturi, sukses dhe krenari në të dyja botët. Le ta dijë secili mysliman se çdo gjë që posedon prej shëndetit, begatisë, pozitës së lartë, prodhimtarisë dhe mirëqenies, është prej mirësisë dhe bujarisë së Allahut. Ndërkaq, çdo gjë që e ka goditur, qoftë sëmundje, fatkeqësi, varfri, thatësi, armiqësi apo fatkeqësi të tjera, është për shkak të gjynaheve dhe veprave të liga.

Të gjitha ato që ndodhin në dynja dhe Ahiret prej dënimit, dhembjeve dhe shkaqeve të tyre, janë për shkak të mëkatimit ndaj Allahut, kundërshtimit të urdhrit të Tij dhe shpërfilljes ndaj hakut të Tij. Ashtu siç thotë Allahu:

**"Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, është si pasojë e asaj që keni bërë vetë; por Ai fal shumë"** (Esh-Shûra, 30)

**"Shkatërrimi në tokë dhe në det është shfaqur si pasojë e punëve të këqija të njerëzve, në mënyrë që (Allahu) t'i bëjë "të shijojnë" pjesë nga ajo që kanë punuar, që ata të kthehen (në përmirësim)"** (Er-Rûm, 41)

Andaj, frikësojuni Allahut, o robër të Allahut, përnderojeni urdhrin dhe ndalimin e Tij, dhe ngutuni me pendim tek Ai nga të gjitha mëkatet tuaja.

Kërkoni siguri vetëm tek Allahu dhe mbështetuni në Të, sepse Ai është Krijuesi i gjithçkaje dhe furnizuesi i tyre. Të gjitha krijesat janë në Dorën e Tij dhe nuk zotërojnë për veten e tyre as dëm e as dobi, dhe nuk janë në gjendje të japin as vdekjen, as jetën e as të ringjallin.

Jepni përparësi – Allahu ju mëshiroftë – të drejtës së Allahut dhe të drejtës së të Dërguarit të Tij ndaj të drejtës dhe bindjes për të tjerët, kushdo qofshin ata.

Urdhëroni njëri-tjetrin për puna të mira dhe pengojeni njëri-tjetrin nga të këqijat.

Kini mendim të mirë për Allahun, shpeshtoni dhikrin dhe kërkimin e faljes prej Tij.

Ndihmohuni në mes vete në punë të mira dhe me devotshmëri, jo në gjynahe dhe në armiqësi. Kapini për duarsh mendjelehtët nga mesi juaj dhe urdhërojini me atë që i ka urdhëruar Allahu. Gjithashtu, pengojini prej asaj që i ka ndaluar Ai.

Doni për hir të Allahut dhe urreni për hir të Tij. Duroni dhe nxiteni njëri-tjetrin të jeni të durueshëm, derisa ta takoni Zotin tuaj, e (atë ditë) të triumfoni me kulmin e lumturisë, të nderit e të krenarisë, dhe me pozitat e larta në Kopshtet e begatisë.

E lusim Allahun që ta na japë sukses drejt gjërave që e kënaqin Atë. E lusim t'i përmirësojë zemrat e të gjithëve dhe t'i mbushë ato me frikë, me dashuri dhe me devotshmëri ndaj Tij! Gjithashtu, e lusim të na ruajë nga të këqijat e shpirtrave tanë,

nga veprat tona të liga, dhe të na mbrojë të gjithëve nga sprovat lajthitëse!

Ues-selamu alejkum ue rahmetullahi ue berekatuhu!

Salati dhe selami qofshin për të Dërguarin tonë Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij!

## KËSHILLË DHE UDHËZIM

Për këdo që posedon mendje të shëndoshë, nuk ka pikë dyshimi se popujt doemos duhet të kenë një udhëzues i cili i udhëzon dhe ua tregon rrugën e drejtë. Ummeti islam është më i veçanti ndër të gjithë sa i përket urdhërimit për të mirë dhe pengimit të së mbrapshtës. Është obligim mbi çdo mysliman, sipas mundësive dhe kompetencave të tij, që skajshmërisht të përpiqet në këshillimin dhe udhëzimin e njerëzve, në mënyrë që të shfajësojë përgjegjësinë që ka përsipër dhe përmes tij të udhëzohen të tjerët.

Allahu i Madhëruar thotë:

**"Përkujto, se vërtet përkujtimi u bën dobi besimtarëve!"** (Edh-Dhârijât, 55).

Pa dyshim se çdo besimtar, bile çdo njeri, ka nevojë shumë të madhe që të përkujtohet për të drejtën e Allahut dhe të drejtën e robërve të Tij dhe të nxitet për zbatimin e tyre. Ai, gjithashtu, ka nevojë shumë të madhe për këshillimin e ndërsjellë për të vërtetën dhe durimin (qëndrueshmërinë) në të. Allahu i Patëmeta në shumë vargje të Librit të Tij të qartë tregon për cilësitë e fitimtarëve dhe veprat e tyre të lavdishme, si dhe për cilësitë e të humburve dhe moralet e tyre të ulëta (të qortueshme).

Prej këtyre vargjeve më përmbledhëset janë ato të kaptinës El-'Asr, ku Allahu thotë:

**"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin."** (El-

'Asr, 1-3) Në këtë kaptinë të shkurtër e madhështore, Allahu i udhëzon robërit e Tij në atë se shkaqet e fitimit kufizohen në katër cilësi:

1. Besimi.
2. Vepra e mirë.
3. Këshillimi i ndërsjellë për të vërtetën.
4. Këshillimi i ndërsjellë për durimin.

Andaj, kush i plotëson këto katër nivele (pozita), do të fitojë me fitimin më të madh, do të meritojë nderimin nga Zoti i tij dhe (do të meritojë) triumfin me kënaqësinë e përhershme në Ditën e Kiametit. Ndërsa, kushdo që ua kthen shpinën këtyre virtyteve dhe nuk cilësohet me to, do të kthehet me humbjen më të madhe dhe do të përfundojë në zjarrin djegës, në Shtëpinë e poshtërimit. Allahu i Lartësuar në librin e Tij fisnik i sqaron cilësitë e fitimtarëve dhe llojet e tyre, duke i përsëritur në shumë vende të Kuranit, ashtu që kërkuesi i shpëtimit t'i dijë ato, të cilësohet me to dhe (pastaj) të thërrasë drejt tyre. Gjithashtu, në shumë vargje tjera, Ai i sqaron cilësitë e të humburve, në mënyrë që besimtari t'i dijë dhe të largohet prej tyre.

Kushdo që përsiat mbi librin e Allahut dhe e shpeshton leximin e tij, do t'i dijë hollësisht cilësitë e fitimtarëve dhe ato të të humburve, ashtu siç edhe tregon për këtë Allahu i Patëmeta në shumë prej vargjeve të Kuranit, disa prej të cilave u cekën më lart. Prej atyre vargjeve janë dhe këto:

**“Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve që bëjnë vepra të mira se ata do të kenë shpërblim të madh.”** (El-'Isrâ, 9)

**“Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed) për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t’u këshilluar me të mendarët.”** (Sâd, 29)

**“Ky Libër që kemi shpallur, është i bekuar, prandaj ndiqeni dhe druhuni kundërshtimit, në mënyrë që të mëshiroheni.”** (El-En’âm, 155)

Është saktësuar nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) të ketë thënë: *“Më i miri prej jush është ai, që e mëson Kuranin dhe pastaj ua mëson atë të tjerëve”.* Ai (salallahu alejhi ue selem), gjatë hutbes së tij në haxhin e lamtumirës, ditën e Arafatit, përpara turmës së njerëzve tha: *“Po ju lë në mesin tuaj diç që, nëse kapeni fort pas tij, kurrë nuk do të devijoni: Librin e Allahut”.*

Në vargjet e lartcekura, Allahu i Patëmeta qartëson se Ai e zbriti Kuranin, në mënyrë që robërit të përsiatin mbi të, të përkujtohen përmes tij, ta ndjekin atë dhe nëpërmjet tij të udhëzohen drejt shkaqeve të lumturisë, të krenarisë e të shpëtimit në dynja dhe në Ahiret.

Gjithashtu, Profeti (salallahu alejhi ue selem) e udhëzoi ummetin e tij që ta mësojnë Kuranin dhe t’ua mësojnë atë të tjerëve. Ai sqaroi se njerëzit më të mirë janë ithtarët e Kuranit, të cilët e mësojnë atë, pastaj ua mësojnë të tjerëve duke vepruar me të, duke e pasuar atë, duke u ndalur tek kufijtë e tij dhe duke e marrë atë për gjyqtar. Ai (alejhis-salatu ues-selam), në tubimin

madhështor të ditës së Arafatit, u sqaroi njerëzve se ata kurrë nuk do të devijojnë, përderisa janë të kapur për librin e Allahut dhe ecin sipas mësimeve të tij.

Pasi që selefët (gjeneratat e para) e këtij ummeti ecnin sipas mësimeve të Kuranit dhe jetëshkrimit të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem), Allahu i bëri krenarë, e ngriti lart pozitën e tyre dhe u dha pushtet e autoritet në Tokë. E tërë kjo ishte përmbushje (realizim) e premtimit të Allahut dhënë në fjalën e Tij:

**"Allahu u ka premtuar atyre prej jush që besojnë dhe që bëjnë vepra të mira se do t'i bëjë mëkëmbës në Tokë ashtu si i ka bërë ata para tyre dhe do t'ua sigurojë fuqinë për të zbatuar e përmbushur fenë e tyre, të cilën Ai e ka zgjedhur për ta (Islamin), dhe padyshim që frikën do t'ua shndërrojë në siguri, (me kusht që) këta besimtarë të më adhurojnë vetëm Mua dhe të mos më shoqërojnë asgjë …"** (En-Nûr, 55)

**"O besimtarë, nëse e ndihmoni Allahun (çështjen e Tij), edhe Ai do t'ju ndihmojë dhe do t'ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja."** (Muhammed, 7)

**"… nuk ka dyshim se Allahu, gjithsesi, do të ndihmojë këdo që e ndihmon Atë. Allahu vërtet është i Fortë dhe i Plotfuqishëm. Ata të cilëve, nëse u japim pushtet në tokë, kryejnë faljet, japin zekatin, urdhërojnë kryerjen e veprave të mira dhe pengojnë atë që është e mbrapshtë. Tek Allahu është fundi i të gjitha çështjeve."** (El-Haxhxh, 40-41)

Andaj, o myslimanë, përsiatni mbi librin e Zotit tuaj dhe shpeshtojeni leximin e tij. Zbatojini urdhrat që janë në të dhe shmanguni nga ndalimet e tij. Mësojini moralet dhe veprat që Kurani i ka lavdëruar; nxitoni drejt tyre dhe cilësohuni me to. Dijini moralet dhe veprat që Kurani i ka qortuar dhe i ka kërcënuar ithtarët e tyre; kini kujdes nga to dhe shmanguni prej tyre. Këshillojeni njëri-tjetrin me një gjë të tillë dhe duroni (këmbëngulni) në të, derisa ta takoni Zotin tuaj, dhe me këtë të meritoni nderin e të triumfoni me shpëtim, me lumturi e me krenari në dynja dhe në Ahiret.

Prej obligimeve më të rëndësishme për myslimanët është kujdesi ndaj sunetit të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem), mësimi i tij dhe ecja rrugës së ndriçuar nga ai. Sepse ai është shpallja e dytë, është shpjegues i Kuranit dhe orientues drejt kuptimeve të tij, që ka mundësi të jenë të fshehta (paqarta), siç edhe thotë Allahu i Patëmeta në librin e Tij fisnik:

**" … ty (o Muhamed) të zbritëm Përkujtesën (Kuranin/sunetin), me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur dhe që ata të mendojnë."** (En-Nahl, 44)

**"… Ne ta zbritëm ty (Muhamed) Librin si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për myslimanët."** (En-Nahl, 89**)**

**"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."** (El-Ahzâb, 21)

**"… çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj. Frikësojuni Allahut, sepse vërtet Allahu dënon ashpër."** (El-Hashr, 7)

**"… le të kenë mendjen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij (Muhamedit), që të mos i arrijë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm."** (En-Nûr, 63)

Janë tepër të shumta vargjet të cilat aludojnë në domosdoshmërinë e pasimit të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem), përnderimin e sunetit të tij dhe të kapurit për të. Ato vargje, gjithashtu, tërheqin vëmendjen që të mos kundërshtohet suneti apo të merret nëpër këmbë. Këto i di ai që përsiat mbi Kuranin fisnik dhe i mëson mirë hadithet e sakta, të ardhura nga i Dërguari (salallahu alejhi ue selem). Nuk ka përmirësim për robërit, as lumturi, as krenari, as nderim, as shpëtim në këtë botë dhe në tjetrën, veçse nëpërmjet pasimit të Kuranit fisnik dhe sunetit të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem), përnderimit të tyre, këshillimit të ndërsjellë për to, në të gjitha gjendjet, e pastaj durimit në këtë.

Allahu i Lartësuar thotë: **"O besimtarë! Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit, kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë! Dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij dhe se tek Ai do të mblidheni të gjithë!"** (El-Enfâl, 24)

**"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira që ka bërë."** (En-Nahl, 97)

**"… Krenaria i përket Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët nuk e dinë."** (El-Munâfikûn, 8)

Në këto vargje fisnike, Allahu i Patëmeta i orientoi robërit në atë se jeta e mirë, rehatia, gjetja e prehjes dhe krenaria e plotë, i përkasin vetëm atij që i përgjigjet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, e pastaj qëndron paluhatshëm në të, si në fjalë, ashtu edhe në vepra.

Ndërsa, sa i përket atij që ia kthen shpinën librit të Allahut dhe sunetit të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) dhe angazhohet me diç tjetër përveç tyre, ai vazhdimisht do të jetë në dënim, mjerim, gajle, vuajtje dhe jetë të rëndë, edhe nëse e posedon dynjanë dhe çdo gjë që gjendet në të. Pastaj, do të zhvendoset në atë që është më e rëndë dhe më e tmerrshme: dënimi i Zjarrit – Allahu na ruajt prej tij -!, ashtu siç thotë më i Larti:

**"Asgjë tjetër nuk pengon që t'u pranohet ndihmesa e tyre përveç asaj se ata janë njerëz që nuk besojnë në Allahun dhe të Dërguarin e Tij, namazit i afrohen vetëm në mënyrë të ngathët dhe nuk shpenzojnë (nga pasuria), veçse në mënyrë përbuzëse. Mos u josh (o Muhamed) nga pasuria dhe fëmijët e tyre, sepse nëpërmjet tyre Allahu kërkon t'i ndëshkojë ata në këtë jetë e kështu t'u dalë shpirti duke qenë jobesimtarë."** (Et-Teube, 54-55)

**"… pastaj, nëse ju vjen (o njerëz) udhëzim nga ana Ime, kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim. Kushdo që i kthen shpinën Këshillës Sime, do të ketë jetë të mjeruar (rëndë) dhe Ne, në**

**Ditën e Kiametit, do ta ringjallim të verbër.”** (Ta Ha, 123-124)

**“Dhe, Ne do të bëjmë që të shijojnë një dënim më të lehtë në këtë jetë, para dënimit më të madh në jetën e përtejme, me qëllim që të kthehen në rrugën e drejtë.”** (Es-Sexhde, 21)

**“Vërtet që El Ebrar (besimtarët e vërtetë, të drejtë e të përkushtuar) do të jenë në kënaqësi (në Xhenet). Dhe vërtet që El Fuxhxhar (të ligjtë, mosbesimtarët, mëkatarët, keqbërësit) do të jenë në Zjarrin flakërues.”** (El-Infitâr, 13-14)

Disa prej komentuesve të Kuranit thanë: “Ky varg përfshin gjendjet e *el-ebrarëve* dhe të *el-fuxhxharëve* në këtë botë dhe në tjetrën. Besimtari është në kënaqësi në dynjanë, në varrin dhe në jetën e tij të pastajme, sado që të goditet gjatë jetës me fatkeqësi të llojllojshme, si: varfëria, sëmundja, e të ngjashme me to. Ndërsa keqbërësi është në zjarr flakërues në dynjanë, në varrin dhe në jetën e tij të pastajme, sado që të arrijë nga kënaqësitë e kësaj bote.”

Kjo nuk është për asgjë tjetër përveçse (për faktin që) kënaqësia reale është kënaqësia e zemrës, rehatia dhe prehja e saj. Pra, besimtari, për shkak të besimit të tij në Allahun, mbështetjes në Të, vetëmjaftueshmërisë së tij me Të, kryerjes së të drejtës së Tij dhe dëshmisë për vërtetësinë e premtimit të Tij, ka zemër të qetë, kraharor të hapur dhe ndërgjegje të rehatshme.

Ndërsa keqbërësi, për shkak të zemrës së sëmurë, injorancës, dyshimit, shmangies nga Allahu dhe shpërndarjes së zemrës në kërkesat e kësaj jete dhe epshet e saj, është në dënim, ankth

(rrëmujë) dhe molisje të vazhdueshme. Mirëpo, dehja nga dëshirat dhe epshet i verbon zemrat nga mendimi për një gjë të tillë dhe ndjesia e saj.

Andaj, o myslimanë, kini vëmendjen për atë që jeni krijuar, që është adhurimi i Allahut dhe bindja ndaj Tij. Mësoni për këtë dhe qëndroni paluhatshëm në të, derisa ta takoni Zotin tuaj të Madhërishëm e kështu të triumfoni me kënaqësinë e përhershme dhe të shpëtoni nga ndëshkimi i zjarrit djegës.

Allahu i Lartësuar thotë**: "Me të vërtetë, atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu", e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt (para vdekjes) e do t'u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar. Ne jemi mbrojtësit tuaj në jetën e kësaj bote dhe në botën tjetër. Atje do të keni çfarë t'ju dëshirojë zemra dhe çfarë të kërkoni. Dhuratë e pasur prej një Zoti Falës dhe Mëshirëplotë."** (Fussilet, 30-32)

**"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë, nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar e as për t'u pikëlluar (kur t'u vijë vdekja). Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë, si shpërblim për atë që kanë punuar."** (El-Ahkâf, 13-14)

E lusim Allahun që të na bëjë ne dhe ju prej tyre dhe të na mbrojë nga të këqijat e vetvetes dhe të veprave tona! Pa dyshim, Ai është i Plotfuqishëm për çdo gjë!

Salati dhe selami qofshin për robin dhe të Dërguarin e Tij, Muhamedin, për familjen e tij dhe për mbarë shokët e tij!

## MORALI I BESIMTARËVE DHE BESIMTAREVE[3]

Të gjitha lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun, Zotin e botëve, dhe përfundimi i lumtur është për të devotshmit. Salati dhe selami qofshin për robin dhe të Dërguarin e Tij, krijesën më të zgjedhur, besnikun në kumtimin e shpalljes, profetin e imamin tonë, Muhamedin, për familjen e tij, shokët dhe ata të cilët e ndjekin rrugën e tij dhe udhëzohen me udhëzimin e tij, deri në Ditën e Gjykimit.

Më tej:

Vërtet, Allahu i Lartësuar e ka çuar Muhamedin (salallahu alejhi ue selem) me udhëzimin dhe fenë e së Vërtetës. Udhëzimi është: lajmi i vërtetë dhe dija e dobishme, ndërsa feja e së Vërtetës janë legjislacionet dhe vendimet (dispozitat) me të cilat është dërguar ai (salallahu alejhi ue selem).

Më i Larti thotë: **"Allahu është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me udhërrëfimin dhe fenë e së Vërtetës, për ta ngritur atë më lart se të gjitha fetë, edhe nëse nuk e pëlqejnë idhujtarët"** (Es-Saff, 9)

Allahu i Patëmeta e dërgoi atë (salallahu alejhi ue selem) te njerëzit dhe te xhinët, te arabët dhe te joarabët, te meshkujt dhe te femrat. E dërgoi si mëshirë për mbarë botët dhe si imam (prijës) për të devotshmit. E dërgoi që t'ua mësonte njerëzve fenë

---

[3] Ligjëratë e mbajtur në xhaminë Sulejman Er-raxhihij në Rijad – më 1407h/Rebi'ul-ahir

dhe të kuptuarit e saj; t’ua sqaronte shkaqet e shpëtimit dhe t’i paralajmëronte nga shkaqet e shkatërrimit; e dërgoi me fenë Islame. Allahu thotë:

**“Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami”** (Âl 'Imrân, 19)

E dërgoi atë (salallahu alejhi ue selem) me udhëzimin dhe me fenë e së Vërtetës; me lajme të vërteta, me dije të dobishme, me legjislacione korrekte dhe me dispozita të drejta. E dërgoi që të thërrasë në çdo të mirë dhe të ndalojë nga çdo e keqe; të thërrasë në morale të larta (fisnike) dhe vepra të mira e të ndalojë nga moralet e ulëta dhe nga veprat e liga.

Allahu thotë: **“Ne të kemi dërguar ty (o Muhamed) vetëm si sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues për të gjithë njerëzimin”** (Sebe', 28)

**“Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed) veçse si mëshirë për botët”** (El-Enbijâ', 107)

**“Thuaj (o Muhamed): “O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju, i Atij që i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës. Nuk ka të adhuruar me të drejtë, përveç Atij. Ai jep jetë dhe vdekje. Prandaj, besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, Profetin që nuk di shkrim e lexim e që beson në Allahun dhe Fjalët e Tij! Shkoni pas tij që të jeni në rrugën e drejtë!”** (El-A'râf, 158)

Ndërkaq, para këtij vargu Më i Larti tha: **“Prandaj, ata që do ta besojnë (Muhamedin), do ta përkrahin dhe do ta nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit”** (El-A'râf, 157)

Kjo është gjendja e kësaj feje madhështore dhe gjendja e këtij Profeti fisnik – alejhis-salatu ues-selam – , të cilin e dërgoi Allahu si mëshirë për mbarë botët, për xhinët dhe për njerëzit, për meshkujt dhe për femrat, për arabët dhe për joarabët. Bile, edhe kafshët i ka mëshiruar Allahu me dërgimin e tij, sepse ai (salallahu alejhi ue selem) porositi që të sillemi mirë me to, t'i mëshirojmë dhe të jemi bamirës ndaj tyre.

Allahu i Lartësuar na e qartësoi se xhinët dhe njerëzit i krijoi që ta adhurojnë vetëm Atë, andaj tha:

**"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë Mua"** (Edh-Dhârijât, 56)

D.m.th., që (i tërë) adhurimi i tyre të jetë sinqerisht vetëm për Mua dhe të më veçojnë me adhurim (vetëm Mua), t'i binden urdhrit Tim dhe të ndalen tek ndalimi Im. Pikërisht ky është adhurimi: bindja ndaj urdhrave të Allahut dhe ndalja tek ndalimet e Tij, me sinqeritet ndaj Tij, me besim në Të dhe në të dërguarit e Tij, me frikë (nga dënimi) e me shpresë (për shpërblim), me vërtetim të thënieve të Tij dhe të të Dërguarit (alejhis-salatu ues-selam) dhe me ndalje tek kufijtë e Tij. Allahu i Patëmeta me këto (që u cekën) i urdhëroi të gjithë, dhe tha:

**"O njerëz! Adhuroni Zotin Tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni (nga të këqijat)"** (El-Bekare, 21)

Ky urdhër përfshinë meshkujt dhe femrat, xhinët dhe njerëzit, arabët dhe joarabët.

Allahu gjithashtu thotë: **"Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim)"** (En-Nisâ', 36)

**"Zoti yt ka urdhëruar që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij"** (El-'Isrâ, 23)

**"Kjo është rruga Ime e drejtë, prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij. Kjo është ajo që ju porosit Ai për t'u ruajtur nga të këqijat"** (El-En'âm, 153)

Dhe (Ai) i mësoi ata në kaptinën fatihatul-kitab d.m.th. "el-hamdu", që të kërkojnë prej Allahut udhëzimin në rrugën e drejtë, e cila është feja e Tij me të cilën ka ardhur Muhamedi (alejhis-salatu ues-selam), dhe është Islami, Imani, udhëzimi, devotshmëria dhe përmirësimi. Allahu i Lartësuar thotë:

**"Çdo lavd-falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit, Sunduesit të Ditës së Gjykimit. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë"** (El-Fâtiha, 2-5)

E tërë kjo është lavdërim për Allahun e Lartësuar dhe orientim i robërve që të pranojnë se vetëm Allahu është i Adhuruari me të drejtë, dhe se vetëm prej Tij duhet të kërkohet ndihma në të gjitha çështjet.

Pastaj, i mësoi që pas këtyre fjalëve të thonë: **"Udhëzona në rrugën e drejtë!"** (El-Fâtiha, 6)

Pasi që e lavdëruan e lartësuan Atë dhe pranuan se janë robër të Tij dhe se vetëm prej Tij duhet të kërkohet ndihma, Ai i mësoi

të thonë: **“Udhëzona në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd e as në të atyre që janë të humbur!”** (El-Fâtiha, 6-7)

Rruga e drejtë është feja e Allahut, Islami, Imani, dija e dobishme dhe vepra e mirë. Ajo është rruga e atyre që Ai u ka dhënë mirësi prej poseduesve të dijës dhe veprës (praktikuesve të saj). E ata janë shokët e Profetit (salallahu alejhi ue selem) dhe pasuesit e tyre në mirësi si dhe Pejgamberët e mëhershëm dhe ndjekësit e tyre. Kjo është rruga e drejtë, rruga e atyre që Allahu u ka dhuruar mirësi. Të cilët e njohën të vërtetën dhe vepruan me të, siç thotë Allahu:

**“Kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit, do të jetë me ata të cilëve Allahu u ka dhënë shumë dhunti: me profetët, me të vërtetët, me dëshmorët dhe me të drejtët! Eh, sa shokë të mrekullueshëm janë këta!”** (En-Nisâ', 69)

Kjo është -*Es-siratul-mustekim* – rruga e drejtë, rruga e tyre (që u përmendën). Ata janë Pejgamberët (alejhimus-salatu ues-selam) dhe ndjekësit e tyre, e në veçanti Profeti ynë, Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) dhe shokët e tij të ndershëm. Ne jemi urdhëruar që ta ndjekim atë (salallahu alejhi ue selem) dhe të ecim sipas metodologjisë së tij dhe sipas rrugës që e ndoqën shokët e tij (radijAllahu anhum); rrugë kjo e dijes dhe e veprës, siç edhe thotë Allahu:

**“Sa u përket besimtarëve të parë, prej muhaxhirëve dhe ensarëve, Allahu është i kënaqur me ata dhe me të gjithë të tjerët që i pasuan me vendosmëri e përkushtim në besim, e**

**edhe ata janë të kënaqur me Atë. Allahu për ta ka përgatitur kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj, ku do të jetojnë përgjithmonë. Kjo është fitorja madhështore!"** (Et-Teube, 100)

Andaj, kjo rrugë është feja e Allahut, është ajo me të cilën Allahu e ka dërguar Profetin e Tij (salallahu alejhi ue selem) me dije dhe me vepër, me dije të dobishme dhe me vepër të mirë. Dhe kjo rrugë është udhëzimi dhe feja e së Vërtetës, me të cilat u dërgua Muhamedi (alejhis-salatu ues-selam). Është rruga të cilën Allahu i Madhërishëm e tregoi haptas në Kuran. Kjo rrugë madhështore është kryerja e urdhrave dhe braktisja e ndalimeve të cilat na i qartësoi Allahu në Kuran dhe përmes gjuhës së të Dërguarit të Tij besnik (alejhis-salatu ues-selam).

Myslimanët e kanë për detyrë të përsiatin për Librin e Allahut, Kuranin dhe ta kuptojnë atë. Gjithashtu, e kanë për detyrë ta mësojnë sunetin e të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) dhe të këmbëngulin në të. Në Librin e Allahut dhe në sunetin e të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) tregohen qartë urdhrat dhe ndalimet me të cilat ka ardhur Profeti ynë, Muhamedi (salallahu alejhi ue selem). Gjithashtu, në to qartësohen moralet e besimtarëve dhe besimtareve, cilësitë dhe veprat e tyre, të cilat i ka lavdëruar Allahu i Patëmeta. Kushdo që përsiat për Librin e Allahut dhe përpiqet që ta kuptojë, do të gjejë një gjë të tillë. Dhe kushdo që përsiat për sunetin, i cili është jetëshkrimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) dhe thëniet e tij, do të gjejë dhe do të kuptojë një gjë të tillë.

Prej kësaj (që u cek) është edhe ajo që e qartëson Allahu në fund të kaptinës El-Furkân, ku thotë:

**“Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë dhe, kur të padditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: “Paqe qoftë!”; dhe ata që e kalojnë natën duke iu falur Zotit të tyre në sexhde dhe në këmbë; dhe ata që thonë: “O Zoti ynë, largoje prej nesh ndëshkimin e Xhehenemit, sepse, me të vërtetë, dënimi i tij është i përjetshëm e ai është vendbanim dhe vendstrehim i keq”; dhe ata që, kur shpenzojnë, nuk janë as dorëshpuar, as dorështrënguar, por i përmbahen të mesmes; dhe ata që nuk adhurojnë krahas Allahut të adhuruar tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar, përveçse me të drejtë, dhe që nuk bëjnë kurvëri. E kush i bën këto, do të përballet me dënim të madh”** (El-Furkân, 63-68)

D.m.th., kushdo që i shoqëron Allahut diç në adhurim apo e vret dikë pa të drejtë, apo kryen kurvëri, do të përballet me një dënim të madh (Ditën e Gjykimit), të cilin e shpjegoi Allahu me Fjalën e Tij:

**“Ndëshkimi do t’i dyfishohet në Ditën e Kiametit dhe ai do të qëndrojë përherë në të i poshtëruar”** (El-Furkân, 69)

**“…përherë në të…”**, d.m.th. në atë ndëshkim.

Pastaj tha: **“Përjashtim bën ai që pendohet, beson dhe punon vepra të mira. Një njeriu të tillë Allahu ia ndërron veprat e këqija në të mira. Allahu është Falës e Mëshirëplotë. Ndërsa, ai që pendohet dhe bën vepra të mira, është i kthyer krejtësisht nga Allahu”** (El-Furkân, 70-71)

Tërë kjo është prej moraleve të besimtarëve, qofshin burra apo gra.

Pastaj tha: **“(Kështu janë) edhe ata që nuk dëshmojnë të gënjeshtërtën**” (El-Furkân, 72)

D.m.th., nuk prezantojnë (nuk janë të pranishëm) në të. *“Ez-zure”* ndër të gjitha gjynahet tjera është edhe e kota, e keqja dhe kufri. E ata nuk prezantojnë në të, por e pengojnë dhe e kundërshtojnë.

Më pas tha: **“E, kur kalojnë pranë kotësive, kalojnë me dinjitet”** (El-Furkân, 72)

D.m.th., i shmangen asaj, siç ka ardhur në një varg tjetër**: “Dhe, kur dëgjojnë ndonjë marrëzi, i shmangen asaj, duke thënë: “Ne kemi veprat tona, ndërsa ju keni veprat tuaja! …(Paqja qoftë me ju! Ne nuk duam shoqëri me të paditurit)”**- vazhdimi i vargut, sh.p (El-Kasas, 55)

Pastaj tha: **“Edhe ata që, kur këshillohen me shpalljet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër”** (El-Furkân, 73)

Por, i pranojnë me përulje, me kthim tek Allahu dhe me përnderim ndaj Tij. Kështu është besimtari dhe besimtarja; kur të këshillohen me shpalljet e Allahut, i pranojnë me përulje, zemrat e tyre zbuten, (pastaj) e madhërojnë Zotin e tyre dhe qajnë prej frikës ndaj Tij; shpresojnë për shpërblimin e Allahut dhe frikohen nga ndëshkimi i Tij.

**“Edhe ata që thonë: “O Zoti ynë, dhurona nga gratë tona dhe pasardhësit tanë atë që është prehje për sytë tanë**

**dhe bëna prijatarë (shembull) për të devotshmit!”** (El-Furkân, 74) Të gjitha këto që u përmenden, janë prej cilësive të besimtarëve dhe të besimtareve. Ata janë robërit e vërtetë e të përsosur të të Gjithëmëshirshmit.

**“Prehje për sytë”** është kur ta shohësh fëmijën tënd, djalë apo vajzë, duke shkuar pas veprave të mira. Fëmija, kur përmendet (në Kuran apo sunet) në mënyrë të pakufizuar, përfshin djalin dhe vajzën. Kështu është edhe me fjalën *“edh-dhurr-rrijetu”*/pasardhës; ajo përfshin pasardhësit meshkuj qofshin apo femra, siç ka ardhur edhe në hadith: *“Kur të vdesë biri i Ademit, vepra e tij ndërpritet, me përjashtim të tri gjërave: lëmoshës së rrjedhshme, dijes prej së cilës përfitojnë dhe kanë dobi njerëzit dhe fëmijës së mirë, i cili lutet për të”*. Pra, fëmija përfshin djalin dhe vajzën, siç u cek më lart.

Kështu, Fjala e Më të Lartit: **“Edhe ata që thonë: “O Zoti ynë, dhurona nga gratë tona dhe pasardhësit tanë që është prehje për sytë…”** D.m.th. pasardhës të cilët janë prehje për sytë, për arsye se janë të bindur ndaj Allahut dhe të kapur për fenë e Tij. Kështu është çështja edhe me bashkëshortët; kur bashkëshorti e sheh bashkëshorten e tij se po i bindet Allahut, sytë e tij gjejnë prehje; edhe bashkëshortja, kur ta shohë bashkëshortin e saj se po i bindet Allahut, duke qenë ajo besimtare, sytë e saj gjejnë prehje. Pra, bashkëshorti i mirë është prehje për sytë e bashkëshortes së tij, dhe bashkëshortja e mirë është prehje për sytë e bashkëshortit të saj besimtar. Ndërsa, pasardhësit e mirë, janë prehje për sytë e baballarëve, të nënave dhe të farefisit të tyre që janë besimtarë dhe besimtare.

**“…dhe bëna prijatarë (shembull) për të devotshmit!”** D.m.th. prijatarë në mirësi, udhëzues për krijesat.

Pastaj, Allahu i Patëmeta e qartësoi shpërblimin që do ta arrijnë, dhe tha: **“Njerëz të tillë do të shpërblehen me Dhomë (të lartë, Xhenet) për durimin e tyre dhe do të mirëpriten në të e do të gjejnë paqe”** (El-Furkân, 75)

Dhoma është Xheneti. Është quajtur dhomë *“el-gurfete”*, për shkak të lartësisë së saj, sepse është vendi më i lartë sipër qiejve, nën Arsh. Pra, Xheneti është në vendin më të lartë, dhe për këtë Allahu tha: **“Njerëz të tillë do të shpërblehen me Dhomë”**, d.m.th. me Xhenet, **“… për durimin e tyre …”** d.m.th. për shkak se duruan në bindjen ndaj Allahut, duruan në moskryerjen e ndalimeve të Allahut, dhe duruan në fatkeqësi. E, pasi që duruan, Allahu i shpërbleu me Xhenetin e lartë e madhështor. Pasi që duruan në zbatimin e hakut të Allahut, në mos-rënien në harame dhe gjatë fatkeqësive të dhimbshme si: sëmundja, varfëria etj., Allahu i shpërbleu me shpërblimin më të mirë:

**“Njerëz të tillë do të shpërblehen me Dhomë (të lartë, Xhenet) për durimin e tyre dhe do të mirëpriten në të - d.m.th në Xhenet- e do të gjejnë paqe. Aty do të qëndrojnë përherë. Sa vendbanim dhe vendstrehim i mrekullueshëm që është ai!”** (El-Furkân, 75-76)

Këto janë (disa) prej cilësive të ithtarëve të besimit të plotë dhe të lumturisë e shpëtimit, meshkuj qofshin apo femra. Kurani është përplot vargje në të cilat Allahu i Patëmeta i qartëson cilësitë e besimtarëve dhe besimtareve si dhe moralet e tyre.

Kurani është përplot vargje, në të cilat Allahu i Patëmeta i qartëson cilësitë e besimtarëve dhe të besimtareve si dhe moralet e tyre. Njëri prej tyre është edhe vargu në kaptinën El- Bekare, ku

Allahu thotë: **“Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët; e atij që jep nga pasuria e vet, pavarësisht nga dashuria për të, për të afërmit, jetimët, të varfrit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit dhe për lirimin e të robëruarve; e atij që fal namazin dhe e jep zekatin; dhe e atyre që i plotësojnë premtimet, kur marrin përsipër diçka; e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte. Këta janë besimtarët e vërtetë dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun”** (El-Bekare, 177)

Kjo është gjendja e të devotshmëve, meshkuj qofshin apo femra, dhe këto janë cilësitë e tyre, të cilat qartazi i tregoi Allahu në këtë varg fisnik të kaptinës El-Bekare, me Fjalën e Tij: **“… por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun …”** Dhe kuptimi i vargut është: por posedues i mirësisë është ai i cili beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët. Ai i cili beson Allahun si Zot dhe të Adhuruar; i cili beson se (vetëm) Ai është i Adhuruari i tij i Vërtetë; se Ai është Krijuesi dhe Furnizuesi i tij; dhe se Ai është i Cilësuar me Emrat më të Bukur dhe me Cilësitë më të Larta. Askush nuk i ngjason Atij dhe askush nuk është i krahasueshëm dhe i barabartë me Të. Ai është i Përsosuri në Qenien, në Emrat, në Cilësitë dhe në Veprat e Veta. Nuk e kaplon mangësia nga asnjë aspekt, përkundrazi Atij i përket përsosmëria e pakufizueshme nga të gjitha aspektet. Siç edhe thotë Më i Larti:

**“Thuaj: “Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Es-Samedu (Zotëruesi i Vetëmjaftueshëm, Absolut me të gjitha Cilësitë e Përsosura në shkallën më të lartë. I Përjetshmi, i**

**Pafillim dhe i Pambarim, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim dhe për të Cilin kanë nevojë të gjitha krijesat, ndërkohë që Ai s'ka nevojë për asgjë; Ai nuk ka brendësi, as ha dhe as pi). Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!"** (El-Ihlâs, 1-4)

Gjithashtu, (posedues i mirësisë) është ai i cili beson Ditën e Fundit, d.m.th. beson ringjalljen pas vdekjes. Kjo dynja do të kalojë dhe do të vijë Dita e Fundit, e cila është Dita e Kiametit. (Dita e Kiametit) është një ditë e patjetërsueshme, e cila do të vijë , dhe Allahu do t'i ringjallë robërit e Tij, siç thotë:

**"Mandej, pas kësaj ju do të vdisni, pastaj, ju me siguri që do të ringjalleni në Ditën e Kiametit"** (El-Mu'minûn, 15-16) **"Se Ora (e Kiametit) do të vijë, gjë për të cilën s'ka dyshim dhe se Allahu do t'i ringjallë ata që janë në varre"** (El-Haxhxh, 7)

Pra, Dita e Fundit është dita e hesapit, e shpërblimit, e Xhenetit, e Zjarrit, e Peshojës, e Siratit (Urës), e dhënies së regjistrave në dorën e djathtë apo të majtë, e vendosjes së Peshojës dhe peshimit të veprave; (dhe në fund) pas gjithë kësaj, njerëzit përfundojnë ose në Xhenet, ose në Zjarr; besimtarët në Xhenet, lumturi e nderim, ndërsa jobesimtarët në Zjarr dhe ndëshkim poshtërues – Allahu na ruajt!

Gjithashtu, edhe besimi në engjëj, të cilët janë vazhdimisht në bindje ndaj Zotit të tyre dhe janë ushtri prej ushtrive të Tij dhe emisarë mes Allahut dhe robërve të Tij, në kumtimin e urdhrave dhe ndalimeve.

Allahu thotë: **"Të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato"** (Et-Tahrîm, 6)

I krijoi Allahu i Lartësuar nga nuri (drita) dhe ata gjithmonë i ekzekutojnë urdhrat e Tij, siç edhe thotë Ai:

**"Jo, ata (engjëjt) janë robër të nderuar. Ata nuk flasin para (Fjalës së) Tij dhe veprojnë me Urdhrin e Tij. Ai e di se ç'ka para tyre (ç'kanë vepruar) dhe ç'ka pas tyre (çfarë do të veprojnë), ndërsa ata ndërmjetësojnë vetëm për atë me të cilin Ai është i kënaqur, e prej frikës së Tij qëndrojnë me nderim dhe frikë (se mos i ndëshkon)"** (El-Enbijâ', 26-28)

**"Të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato"** (Et-Tahrîm, 6)

Pastaj besimi në Libër; me Libër kihet për qëllim librat e zbritur nga Qielli, dhe më madhështori prej tyre është Kurani fisnik. Ithtarët e besimit besojnë në të gjithë librat e zbritur Pejgamberëve të mëparshëm, prej të cilëve i fundit, më madhështori dhe më fisniku është Kurani Famëlartë, i cili i zbriti Muhamedit (salallahu alejhi ue selem).

Gjithashtu, ata i besojnë të gjithë profetët dhe të dërguarit dhe i pohojnë si të vërtetë ata (dhe thëniet e tyre). I fundit, Vula dhe më i miri ndër ta është Muhamedi (salallahu alejhi ue selem).

Ata (besimtarët/poseduesit e mirësisë) japin lëmoshë prej pasurisë së tyre, pavarësisht nga dashuria për të. Dhe ky është kuptimi i Fjalës së Allahut: **"… e atij që jep nga pasuria e vet, pavarësisht nga dashuria për të, për të afërmit …"** Japin nga pasuria e tyre, edhe pse e duan shumë atë, për të afërmit e të

tjerët si dhe për projekte bamirësie. Kështu janë ithtarët e besimit dhe të mirësisë; japin nga pasuria e tyre në rrugën e çdo të mire.

Ndërsa në vargjet tjera, Allahu thotë:

**“Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që iu kemi dhënë Ne”** (Es-Sexhde, 16)

**“Besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe shpenzoni nga ato që Ai jua ka lënë trashëgim, se për ata midis jush që besojnë dhe shpenzojnë (për bamirësi), do të ketë shpërblim të madh!”** (El-Hadîd, 7)

Ndërkaq, në këtë varg – vargun e kaptinës El-Bekare – Allahu i Patëmeta thotë: **“… e atij që jep nga pasuria e vet, pavarësisht nga dashuria për të, për të afërmit, jetimët, të varfrit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit dhe për lirimin e të robëruarve …”** Dhe kuptimi i tij është: se ata japin nga pasuria e tyre në të gjitha këto drejtime; japin për farefisin (të afërmit), për jetimët, për të varfrit e ngratë që nuk i kanë të afërm, dhe për udhëtarët e mbetur rrugës, të cilët hyjnë në ndonjë vend duke mos qenë prej banorëve të tij, pastaj u harxhohen të hollat. Gjithashtu, edhe për lypësit të cilët kërkojnë (lypin) prej njerëzve, për shkak të nevojës dhe varfërisë që kanë; apo lypësit e panjohur, të cilëve nuk u dihet gjendja, dhe kështu, u japin nga pasuria, sasi të cilat ua përmbushin nevojat.

Pastaj, Allahu tha: **“… dhe për lirimin e të robëruarve …”** D.m.th., japin nga pasuria e tyre për lirimin e të robëruarve; pra,

për lirimin e skllevërve (meshkuj apo femra), si dhe për lirimin robërve të luftës.

Vazhdon vargu: **“… e atij që fal namazin dhe e jep zekatin …”** Kuptimi: besimtarët e kryejnë namazin dhe e japin zekatin, i ruajnë namazet dhe i kryejnë në kohët e tyre, ashtu siç i ka ligjësuar Allahu. Gjithashtu, e japin zekatin në mënyrën e ligjësuar prej Tij.

**“… dhe e atyre që i plotësojnë premtimet, kur marrin përsipër diçka …”** D.m.th., kur premtojnë diçka (japin besën), e mbajnë fjalën e dhënë dhe nuk tradhtojnë.

**“… e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte …”** Pra, durojnë në gjendje skamjeje, sëmundjeje, dhimbjeje, kur kanë plagë, e (sprova) të ngjashme me këto, si dhe në kohë lufte (gjatë luftimit).

Thotë Allahu: **“… këta janë besimtarët e vërtetë (njerëzit e së vërtetës) dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun.”** D.m.th., pikërisht këta janë njerëzit e së vërtetës, për arsye se besimin e tyre e realizuan përmes veprave të tyre të mira dhe frikës (devotshmërisë) ndaj Allahut të Lartësuar.

Në kaptinën El-Enfâl dhe Beraetun (Et-Teube) janë përmendur disa prej cilësive tjera të besimtarëve. Ndërkaq, në kaptinën El-Mu’minûn, Allahu i Lartësur thotë: **“Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre”. (Të cilët shmangen nga fjalët e kota, të cilët japin zekatin, të cilët i ruajnë organet e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme), përveçse me gratë e tyre ose**

**me skllave që kanë në zotërim dhe, për këtë, nuk janë fajtorë, ndërsa ata që kërkojnë përtej kësaj, pikërisht ata janë shkelës (të kufijve) -, të cilët u përmbahen amaneteve dhe detyrimeve të marra dhe të cilët i kryejnë rregullisht faljet. Pikërisht ata do të jenë trashëgimtarët, që do ta trashëgojnë Firdeusin, ku do të qëndrojnë përjetësisht) –** vazhdojnë vargjet, sh.p. – (El-Mu'minûn, 1-11)

Gjithashtu, Allahu i ka përmendur cilësitë dhe moralet e besimtarëve edhe në vende tjera (brenda Kuranit). Kushdo që e lexon Kuranin famëlartë dhe përpiqet që ta kuptoj, e gjen një gjë të tillë. Lidhur me këtë, Allahu i Patëmeta thotë: **"Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t'u këshilluar me të mendarët"** (Sâd, 29)

**"... Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira ..."** (El-Isrâ', 9) Dhe thotë Allahu**:**

**"... thuaj: "Ai (Kurani) është udhërrëfyes dhe shërim për besimtarët ..."** (Fussilet, 44) Dhe Fjala e Tij:

**"Vallë, a nuk përsiatin ata për Kuranin apo i kanë zemrat të kyçura?!"** (Muhammed. 24)

Andaj, këshilla ime drejtuar vëllezërve dhe motrave të mia për hir të Allahut, si dhe njerëzve në përgjithësi dhe, po ashtu, vetes sime, është: përkujdesja ndaj Kuranit, përsiatja mbi kuptimet e tij dhe mësimi i tij përmendsh. Gjithashtu, të kujdesen për leximin e vazhdueshëm të Kuranit, herë nga mus'hafi, e herë nga ajo që e dinë përmendësh, nëse lexuesi është prej atyre që e kanë mësuar

përmendsh. (Të lexojnë) me meditim, me prezencë të mendjes dhe për shkak të kërkimit të dobisë. Siç thotë Allahu: **“Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t’u këshilluar me të mendarët”** (Sâd, 29)

Ndërsa, kjo zbatohet përmes veprës, dhe të kuptuarit/perceptimit, sepse Allahu i Patëmeta e zbriti këtë libër për të punuar me të, për të mësuar prej tij, dhe për ta kuptuar. Allahu thotë: **“Ky Libër që kemi shpallur, është i bekuar, prandaj ndiqeni dhe druajuni kundërshtimit, në mënyrë që të mëshiroheni”** (El-En'âm, 155)

Pra, ai është zbritur për punë dhe për pasim, jo vetëm për lexim dhe mësim përmendsh, sepse mësimi përmendsh dhe leximi janë vetëm mjete (metoda), ndërsa qëllimi është dija rreth Kuranit dhe Sunetit, së bashku me besimin në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij si dhe zbatimi i urdhrave të Allahut dhe braktisja e ndalimeve të Tij. Të gjitha këto i mbledhë Fjala e Allahut në kaptinën Et-Teube: **“Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin. Ata urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat; falin namazin, japin zekatin dhe i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këta janë ata që do t’i mëshirojë Allahu. Se, Allahu me të vërtetë, është i Plotfuqishëm dhe i Urtë”** (Et-Teube, 71)

Ky varg është ndër vargjet më përmbledhëse në qartësimin e cilësive të besimtarëve dhe besimtareve, moraleve madhështore të tyre si dhe obligimeve me të cilat janë të ngarkuar.

Andaj, Fjala e Më të Lartit: **"Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin …"** aludon se besimtarët dhe besimtaret janë miq, këshillohen mes vete dhe e duan njëri-tjetrin për hir të Allahut, këshillojnë njëri-tjetrin për të vërtetën, për durimin dhe ndihmohen ndërmjet vete në punë të mira dhe devotshmëri.

Kështu është gjendja e të gjithë besimtarëve dhe besimtareve. Besimtari është mik i vëllait dhe motrës së tij në besim, ndërsa besimtarja është mike e vëllait dhe e motrës së saj në besim. Secili prej tyre ia do të mirën tjetrit, e thërret tek hajri dhe gëzohet nëse ai/ajo qëndrojnë (të paluhatshëm) në të. Ai ia largon të keqen (sherrin), nuk e përgojon dhe nuk flet kundër tij apo nderit të tij. Ai nuk dëshmon rrejshëm kundër tij, nuk e shan dhe nuk pretendon kundër tij me pretendime (deklarata) të kota. Kështu janë besimtarët e besimtaret.

E, nëse e ke lënduar vëllanë apo motrën tënde në besim përmes përgojimit, sharjes, teprimit në dhënien e këshillës, rrenës etj., atëherë dije se imani yt është i mangët dhe i dobët. Sikur imani yt të ishte ashtu si duhet dhe i plotë, nuk do ta bëje një gjë të tillë dhe nuk do t'i bëje zullum vëllait tënd; nuk do t'i tejkaloje kufijtë ndaj tij përmes përgojimit apo teprimit në dhënien e këshillës; apo pretendimeve të kota, apo dëshmisë dhe betimit të rrejshëm, apo sharjes dhe të ngjashme me këto.

Andaj, besimi në Allahun, në të Dërguarin e Tij, frika ndaj Allahut, mirësia e udhëzimi, të gjitha këto e pengojnë poseduesin e tyre nga tejkalimi i kufijve kundrejt vëllait apo motrës së vet në besim. (Nuk i tejkalon kufijtë ndaj tyre) me përgojim, me sharje, me rren, me pretendime të kota, me dëshmi të rreme apo me

gjëra tjera prej llojeve të zullumit, sepse imani i tij e ndalon nga një gjë e tillë dhe e mbron nga lëndimi i të tjerëve.

Pastaj Allahu i Patëmeta tha: **"… ata (besimtarët dhe besimtaret) urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat …"** (Et-Teube, 71)

Ky është një obligim madhor përmes të cilit përmirësohet ummeti, ndihmohet feja dhe eliminohen shkaqet e shkatërrimit, gjynaheve dhe sherreve.

Andaj, besimtarët dhe besimtaret urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat. Besimtari nuk heshtë kur ta shohë ndonjë të keqe tek vëllai i tij, por e ndalon nga ajo. Gjithashtu, nëse sheh ndonjë të keqe tek motra e tij, tek halla, tek tezja, apo tek të tjerat, i ndalon nga ajo. Kështu është çështja, edhe nëse sheh tek vëllai apo motra e tij shkujdesje ndaj obligimeve; ai i ndalon nga një gjë e tillë dhe i urdhëron që të kryejnë vepra të mira me butësi, me urtësi dhe me mënyrën (sjelljen) më të mirë.

Pra, besimtari, kur tek vëllai i tij në besim vëren dembelizëm në kryerjen e namazeve, apo përgojim, apo bartje fjalësh, apo pirje të duhanit e të pijeve dehëse, apo mosrespektim të prindërve apo njërit prej tyre, apo shkëputje të lidhjeve farefisnore, e ndalon nga të gjitha këto me fjalë të mira dhe me metodë të mirë, jo me llagape të urryera e me mënyrë të ashpër (vrazhdë); (dhe kështu) ia qartëson se një gjë e tillë nuk i lejohet.

Gjithashtu, nëse vëren tek motra e tij besimtare ndonjë të keqe, si: mosrespektim ndaj prindërve, sjellje të keqe ndaj

bashkëshortit të saj, shkujdesje në edukimin e fëmijëve apo shpërfillje në kryerjen e namazit, e ndalon nga ajo, pavarësisht (ai që e ndalon) a është bashkëshorti i saj, babai i saj, vëllai i saj, djali i motrës së saj apo djali i vëllait të saj, bile, edhe nëse nuk është i afërt me të, por prej atyre që e dinë një gjë të tillë.

Edhe ajo, po ashtu, nëse vëren tek bashkëshorti i saj shkujdesje, si: pirje të alkoolit apo të duhanit, shpërfillje në kryerjen e namazit apo kryerjen e tij (namazit) në shtëpi e jo në xhami, e ndalon nga ajo, por e ndalon me mënyrën më të mirë dhe me fjalë të buta. P.sh. i thotë: "O filan, ki frikë Allahun dhe dije se je nën Mbikëqyrjen e Tij. Kjo që je duke e vepruar nuk të lejohet. Falu së bashku me xhemat dhe braktisi ato që t'i ka ndaluar Allahu prej pijeve dehëse, duhanit, rruajtjes së mjekrës, zgjatjes së mustaqeve apo lëshimit të rrobave nën zogun e këmbës".

Secili prej besimtarëve/besimtareve dhe njerëzve të mirë (përmirësues) duhet t'i ndalojnë të gjitha këto të këqija. Bashkëshorti, bashkëshortja, vëllai, i afërmi, komshiu, shoku dhe të tjerët, të gjithë duhet t'i ndalojnë këto të këqija, ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar në përshkrimin e besimtarëve dhe besimtareve:

**"… ata (besimtarët dhe besimtaret) urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat …"** (Et-Teube, 71)

Dhe thotë Profeti (salallahu alejhi ue selem): *"Vërtet, kur njerëzit e shohin të keqen dhe nuk e ndryshojnë, së shpejti pritet që Allahu t'i përfshijë të gjithë me Dënimin e Tij."*

Dhe, gjithashtu thotë: *"Kush prej jush sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij. E nëse nuk mundet, (le ta ndryshojë) me gjuhën e tij. E nëse nuk mundet, (le ta urrejë) me zemrën e tij, ndonëse ky është besimi më i dobët."*

Ky urdhër është i përgjithshëm për të gjitha gjynahet, pavarësisht a janë ato në rrugë, në shtëpi, në xhami, në aeroplan, në tren, në veturë, apo në çfarëdo vendi tjetër. Gjithashtu, ai (urdhri) përfshin të gjithë, meshkujt dhe femrat. Gruaja dhe burri flasin e urdhërojnë që të kryhen punë të mira dhe pengojnë të këqijat, sepse në këtë është përmirësimi dhe shpëtimi i të gjithëve.

Nuk lejohet heshtja ndaj gjynaheve nga frika se mos ia lëndojmë ndjenjat bashkëshortit, vëllait apo filanit e filanit. Mirëpo, (i pengojmë gjynahet) me metodën dhe fjalët më të mira e jo me ashpërsi e vrazhdësi.

Gjithashtu, (kjo bëhet) duke i marrë në konsideratë kohët më të përshtatshme, sepse ka mundësi që disa njerëz, në kohë të caktuara, nuk i pranojnë këshillat, por në kohë tjera janë të gatshëm për pranimin e tyre.

Andaj, besimtari dhe besimtarja gjatë urdhërimit për të mirë dhe ndalimit të së keqes, duhet të marrin parasysh kohët e përshtatshme dhe mos t'i humbin shpresat nëse nuk pranohen këshillat prej tyre sot, sepse ka mundësi që u pranohen të nesërmen. Pra, besimtari dhe besimtarja nuk duhet të dëshpërohen, por të vazhdojnë në pengimin e së keqes, në urdhërimin e të mirës dhe në këshillimin për hir të Allahut dhe për robërit e Tij, duke pasur mendim të mirë për Allahun dhe shpresë për shpërblimin e Tij.

Pastaj, Allahu i Lartësuar tha: **“… falin namazin, japin zekatin…”** (Et-Teube, 71)

Kështu është gjendja e besimtarëve dhe besimtareve; e kryejnë namazin dhe e ruajnë atë në kohët e tij të caktuara. Burrat e falin dhe e ruajnë atë në xhami, së bashku me vëllezërit e tyre në xhemat. Nxitojnë për tek ai (namazi) në të gjitha kohët, sa herë që ta dëgjojnë thirrësin duke thënë: “Ejani në namaz, ejani aty ku është shpëtimi/suksesi!”

Është obligim për çdo besimtar ta dijë së është nën Mbikëqyrjen e Allahut dhe të ketë kujdes nga ajo me të cilën janë sprovuar shumica e njerëzve – Allahu na ruajt – prej kryerjes së namazit në shtëpi dhe mos-faljes së tij së bashku me xhemat, derisa me këtë vepër të tyren i ngjasuan mynafikëve. Falet në shtëpi, edhe pse Allahu i ka dhënë shëndet e siguri, bile ndoshta edhe e vonon namazin e sabahut, deri pas lindjes së Diellit dhe e falë në kohën kur i duhet të ngrihet për punë, apo ndoshta edhe e braktisë faljen tij në tërësi.

E, pikërisht kjo është belaja e madhe dhe e keqja e rrezikshme. Namazi është shtylla e Islamit. Kush e ruan atë, e ka ruajtur fenë e tij, ndërsa kush e humbet atë, është më se e natyrshme t’i humbasë e t’i çojë dëm edhe gjërat e tjera veç tij.

Kush e braktisë namazin, ka bërë kufër, siç edhe thotë Profeti (salallahu alejhi ue selem): *“Marrëveshja midis nesh dhe atyre (jobesimtarëve) është namazi. Andaj, kush e braktisë atë, ka bërë kufër.”*

Kjo përfshin meshkujt dhe femrat. Gjithashtu, Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë:

*"Mes njeriut, kufrit dhe shirkut është braktisja e namazit."*

Andaj, nuk i lejohet besimtarit apo besimtares shkujdesja në këtë çështje dhe nuk i lejohet burrit falja e namazit në shtëpi, por duhet të dalë në xhami. Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Kush e dëgjon thirrjen për namaz (ezanin) dhe nuk vjen (në xhami), ai nuk ka namaz, vetëm nëse ka pasur ndonjë arsye."*

Erdhi njëri tek Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe tha: "O i Dërguar i Allahut, unë jam i verbër dhe s'kam askënd që të ma tregoj rrugën deri tek xhamia. A ka ndonjë lehtësim për mua, që të falem në shtëpi?" *"A e dëgjon thirrjen për namaz?"* – ia ktheu ai (salallahu alejhi ue selem). "Po" – tha njeriu i verbër. *"Atëherë, përgjigju!"* – tha Profeti (salallahu alejhi ue selem).

Profeti (salallahu alejhi ue selem) nuk i dha leje atij që të falej në shtëpi, edhe pse ishte i verbër dhe s'kishte askënd që t'ia tregonte rrugën deri në xhami. E, si është gjendja me të shëndoshin, atë që s'është i verbër!?

Është saktësuar nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) të ketë thënë: *"Desha të jepja urdhër që të falej namazi dhe të urdhëroja dikë t'u printe njerëzve, pastaj, së bashku me ca burra të cilët mbartin me vete tuba drurësh, të shkoja tek disa njerëz që nuk prezantojnë në namaz e t'ua digjja mbi ta shtëpitë e tyre."*

Kjo aludon për madhështinë e kësaj çështjeje. Andaj, është obligim përkujdesja ndaj namazit, nxitmi në faljen e tij nëpër xhamia, si dhe kujdesi nga dembelizmi dhe ngurrimi në kryerjen e tij, sepse dembelizmi dhe ngurrimi në kryerjen e namazit janë prej

shenjave të mynafikëve – Allahu na ruajt nga gjendja e tyre -, siç thotë Allahu i Patëmeta:

**“Në të vërtetë, hipokritët përpiqen të mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata. Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë dhe vetëm sa për t’u dukur para botës, dhe Allahun e përmendin fare pak”** (En-Nisâ', 142)

Pra, përkujdesja ndaj namazit është obligim për çdo mysliman dhe myslimane, i cili është boshti i Islamit dhe shtylla më madhore e tij, pas dy shehadeteve (dëshmive). Andaj, kush e ruan atë, e ka ruajtur fenë e tij, ndërsa kush e humbet, e ka humbur fenë e tij – *ue la haule ue la kuw-wete il-la bil-lah* -.

Pa dyshim se prej ruajtjes së namazit dhe kryerjes së tij ashtu siç kërkohet është përulësia (përkushtimi) gjatë tij dhe mos-tejkalimi i imamit. Allahu thotë:

**“Me të vërtetë, kanë shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre”** (El-Mu'minûn, 1-2)

Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *“Hajni më i keq në mesin e njerëzve është ai, i cili vjedh namazin e tij.”* “O i dërguar i Allahut, e si e vjedh namazin e tij?” – thanë të pranishmit.

*“Nuk i plotëson rukutë dhe sexhdet e tij”* – tha ai (salallahu alejhi ue selem).

E, kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) e pa një njeri i cili falej keq dhe nuk i plotësonte rukutë dhe sexhdet e namazit, e urdhëroi ta përsëriste atë, dhe i tha: *“Kur të ngrihesh për t’u falur, merr abdes siç është më së miri, pastaj drejtohu kah kibla dhe thuaje*

*tekbirin, pastaj këndo çka është më lehtë për ty nga Kur'ani (atë çka e di përmendësh), pastaj bëj ruku, derisa të qetësohesh në të; pastaj ngrije kokën dhe qëndro drejt, pastaj bëj sexhde, derisa të qetësohesh në të; pastaj ulu me kujdes, derisa të qetësohesh; pastaj bëj sexhde, derisa të qetësohesh në të, dhe vepro kështu në të gjithë namazin tënd."*

Shumica e njerëzve çukisin (si këndes) në namazet e tyre, dhe pa dyshim se kjo është një e keqe e madhe. Sepse ai që çukit në namazin e tij, nuk ka namaz, siç ka ardhur në hadithin e lartpërmendur. Pra, gjithsesi duhet të qetësohen të gjitha gjymtyrët e trupit gjatë rukusë, sexhdes, ngritjes (drejtimit) pas rukusë dhe mes dy sexhdeve; gjithmonë duke pasur kujdes nga tejkalimi i imamit. Andaj, nëse je duke u falur me imam, mos e tejkalo. Kur ta thotë ai tekbirin, mos e thuaj, derisa ta thotë dhe ta përfundojë ai. E, kur të thotë: "Allahu Ekber" dhe bie në ruku, mos bjer, derisa ai ta drejtojë shpinën dhe t'i ndërpritet zëri. Pastaj bjer në ruku. Kështu vepro edhe gjatë sexhdes. Mos ia tejkalo imamit dhe as mos lëviz së bashku me të. Asnjërën nga këto dyja.

Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Vërtet, unë jam imami juaj, andaj mos më tejkaloni me ruku, as me sexhde, as me ngritje (qëndrim) dhe as me dalje (nga namazi)."*

Dhe thotë: *"Vërtet, imami është vendosur në mënyrë që të udhëhiqeni nga ai, andaj mos jini të ndryshëm prej tij. Por, kur ta thotë ai tekbirin, thojeni edhe ju, dhe mos e thoni derisa ta thotë ai. E, kur të bie në ruku, bini edhe ju, dhe mos e bëni rukunë derisa ta bëjë ai. E, kur të thotë: "semiAll-llahu limen hamideh", ju thoni: "Rab-bena ue lekel-hamdu". E, kur ta bie në sexhde, bini edhe ju, dhe mos e bëni sexhden derisa ta bëjë ai."*

Për çdo kënd që Allahu i ka dhënë sukses, kjo është një çështje e qartë dhe e çiltër. Mirëpo, disa njerëz nuk durojnë, por nxitojnë dhe e tejkalojnë imamin – Allahu na ruajt -, andaj duhet të ruhemi nga një gjë e tillë.

Prej gjërave që ndihmojnë në ruajtjen e namazit të sabahut në kohën e tij dhe faljen e tij në xhemat është gjumi i hershëm dhe të mos rrish zgjuar deri në orët e vona të natës. Profeti (salallahu alejhi ue selem) e urrente gjumin para namazit të jacisë dhe bisedën pas tij. Andaj, secili besimtar dhe besimtare duhet të japin çdo gjë që është në mundësinë e tyre për ruajtjen dhe kryerjen e namazit në kohën e tij dhe të mos rrihet zgjuar pas jacisë. Sepse, kjo ka mundësi të shkaktojë rëndim të gjumit dhe mos-falje të namazit të sabahut në kohën e tij. Njëkohësisht, duhet të ndihmohemi me orët e pajisura me alarme zgjimi.

Gjithashtu, duhet të ndihmohen anëtarët e familjes ndërmjet vete rreth kësaj çështjeje, për shkak të Fjalës së Allahut:

**"… ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi …!"** (El-Mâ'ide, 2) Dhe thotë:

**"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin"** (El-'Asr, 1-3)

Pra, doemos duhet të ketë këshillë e porosi të ndërsjellë për të vërtetën, si dhe ndihmesë (të ndërsjellë) në mirësi, në urdhërimin për të mirë dhe pengimin e së keqes para se të zbresë ndëshkimi.

Është saktësuar nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) të ketë thënë: *"Vërtet, kur njerëzit e shohin të keqen dhe nuk e ndryshojnë, së shpejti pritet që Allahu t'i përfshijë të gjithë me Dënimin e Tij".*

Dhe ka thënë: *"Feja është këshillë"* – tri herë. "Për kë, o i Dërguar i Allahut?" – iu tha atij.

*"Për Allahun, për Librin e Tij, për të Dërguarin e Tij, për prijësit e myslimanëve dhe për masën e gjerë të tyre"* – tha ai (salallahu alejhi ue seleme).

Xherir bin Abdil-lah El-Bexhelij (radijAll-llahu anhu) thotë: "Ia kam dhënë besën Profetit (salallahu alejhi ue selem) për kryerjen e namazit, dhënien e zekatit dhe këshillimin e çdo myslimani."

Myslimani, kur ta dëgjojë ndonjë dobi, duhet t'ia përcjellë tjetrit dhe gjithashtu myslimania ia kumton motrës së saj dijen (dobinë) që e ka dëgjuar, për shkak të fjalës së Profetit (alejhis-salatu ues-selam): *"Përcillni prej meje, qoftë edhe një varg (të Kuranit)."*

Ndërkaq, kur u mbante hutbe njerëzve thoshte: *"Ai që prezanton, le t'ia përcjellë (këtë që ka dëgjuar prej meje) atij që mungon, sepse ka mundësi që ai që i është përcjellë, të kuptojë më shumë sesa dëgjuesi (i drejtpërdrejtë)."*

Gjithashtu thotë: *"Kush merr rrugë për të kërkuar dije, Allahu ia lehtëson rrugën drejt Xhenetit."*

Në këtë hadith madhështor, hyn çdo kush që shkon në ndonjë xhami apo në çfarëdo vendi tjetër në të cilin jepet dije apo këshillë, për t'u pajisur me atë (dijen) dhe për të kërkuar dobi.

Profeti (salallahu alejhi ue selem) në një hadith tjetër thotë: *"Kujt Allahu ia do të mirën, ia dhuron të kuptuarit e fesë."*

Dhe: *"Allahu i dhëntë shkëlqim njeriut i cili e dëgjon thënien time, e kupton atë (e mëson mirë), pastaj e përcjellë ashtu siç e ka dëgjuar. Ka mundësi që bartësi i fikhut (dijes) nuk është fekih, dhe ka mundësi që bartësi i fikhut ta bartë atë te dikush që është më fekih se ai."*

Dhe thotë (alejhis-salatu ues-selam): *"Nuk ka grup njerëzish që tubohen në ndonjë shtëpi prej shtëpive të Allahut për ta lexuar Librin e Tij dhe për ta studiuar atë së bashku veçse mbi ta do të zbresë qetësia, do t'i mbulojë mëshira, do t'i rrethojnë engjëjt dhe Allahu do t'i përmendë tek ata që janë te Ai."*

Kjo aludon për ligjshmërinë e garës për tek rrathët (ligjëratat) e dijes, përkujdesjes ndaj tyre dhe (për ligjshmërinë e) përkushtimit që të tubohemi për leximin dhe studimin e Kuranit.

Prej kësaj që u cek është edhe dëgjimi i programeve fetare dhe bisedave të dobishme, të cilat emetohen nga radioja e Kuranit fisnik (në Arabinë Saudite, sh.p.), për të cilën kujdesen njerëz të njohur me dije, largpamësi dhe kredo (akide) të mirë.

Prej gjërave që dihen është se Allahu i Patëmeta i krijoi dy të rëndësishmit (njerëzit dhe xhindët) për ta adhuruar (vetëm) Atë. Ndërkaq, adhurimi assesi nuk duhet të jetë i zhveshur nga dija (rreth tij). Dhe njeriu nuk mund ta njohë adhurimin me të cilin është ngarkuar, veçse përmes të mësuarit dhe të kuptuarit e fesë. Allahu thotë:

**"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë Mua."** (Edh-Dhârijât, 56)

Atëherë, ç'është ky adhurim të cilin gjithsesi duhet ta dimë dhe ta mësojmë e kuptojmë mirë?

Adhurimi është çdo gjë që Allahu e ligjësoi dhe e deshi për robërit e Tij, si: namazi, agjërimi etj.

Pastaj, Allahu i Patëmeta tha: **"… japin zekatin …"** (Et-Teube, 71)

Zekati është haku i pasurisë, dhe myslimani e ka obligim që, me sinqeritet ndaj Allahut, t'ua japë zekatin e pasurive të tij atyre që e meritojnë, me shpresë për shpërblimin e Tij dhe me frikë nga ndëshkimi i Tij.

Allahu na qartësoi se kush janë ata që e meritojnë zekatin, me Fjalën e Tij:

**"Lëmosha e zekatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për të tërhequr zemrat e atyre që janë të prirë drejt Islamit, për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për rrugën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur rrugëve. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."** (Et-Teube, 60)

Më tej, Allahu i Lartësuar, pasi që përmendi namazin, zekatin, miqësinë ndërmjet besimtarëve, urdhërimin për të mirë dhe pengimin e të keqes, tha:

**"… dhe i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij …"** (Et-Teube, 71)

D.m.th., në çdo çështje. Ashtu siç i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem) në urdhërimin për të mirë, pengimin e së keqes, në kryerjen e namazit, dhënien e zekatit, po ashtu u binden në çdo çështje (tjetër). Kështu është besimtari dhe besimtarja; i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij në të gjitha urdhërimet dhe ndalimet, pavarësisht se në ç'vend janë. Dhe feja nuk mund të plotësohet veçse me këtë (që u përmend).

Vazhdon vargu: **"… këta janë ata që do t'i mëshirojë Allahu …"** (Et-Teube, 71)

Allahu i Patëmeta përmes këtyre Fjalëve, na qartësoi se ata të cilët qëndrojnë në fenë e Allahut, zbatojnë hakun e Tij dhe i binden Atij dhe të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem), pikërisht ata do të jenë meritorët për mëshirën (e Allahut) në dynja dhe Ahiret, për shkak të bindjes së tyre ndaj Allahut, besimit në Të, dhe zbatimit të hakut të Tij.

Andaj, e tëre kjo aludon në atë se, ai që e kthen shpinën, është i shkujdesur dhe shpërfillës, e ka ekspozuar veten ndaj ndëshkimit dhe hidhërimit të Allahut.

Pra, mëshira arrihet me vepër të mirë, me përkushtim në bindje ndaj Allahut dhe me kryerjen e urdhrit të Tij. Ndërkaq, kush ia kthen shpinën kësaj dhe e pason epshin e shejtanin, atij do t'i përket Zjarri në Ditën e Kiametit. Allahu i Lartësuar thotë:

**"Atëherë, ai që ka shkelur gjithçka dhe ka parapëlqyer jetën e kësaj bote, sigurisht që do të ketë për strehë Xhehenemin. Kurse ai që i është frikësuar qëndrimit para Zotit të tij dhe e**

**ka frenuar veten nga dëshirat, pa dyshim që do të ketë për strehë Xhenetin."** (En-Nâzi'ât, 37-41)

E lusim Allahun me Emrat e Tij të Bukur dhe me Cilësitë e Tij të Larta që të na dhurojë sukses neve dhe myslimanëve në përgjithësi në marrjen e dijes së dobishme dhe kryerjen e veprave të mira. Gjithashtu, e lusim të na i përmirësojë zemrat dhe veprat tona, dhe të na bëjë prej atyre që ia këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën dhe durimin, e ndihmojnë njëri-tjetrin në mirësi e devotshmëri dhe në parapëlqimin e Ahiretit ndaj dynjasë, si dhe në përkujdesjen për çiltërsinë e zemrave dhe veprave, dhe ndihmesës së myslimanëve, kudo që gjinden!

Ue sal-lAll-llahu ue sel-leme ala nebij-jina Muhamed, ue ala alihi ue sahbihi!

## RREZIKSHMËRIA E PJESËMARRJES SË FEMRËS NË VENDIN KU PUNON BURRI[4]

Çdo lavdërim dhe falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve. Salati dhe selami qofshin për të Dërguarin e Tij besnik, për familjen dhe mbarë shokët e tij.

Më tej:

S'ka dyshim se propaganda që po zhvillohet për ta bërë femrën pjesëmarrëse në vendin ku punojnë burrat, gjë që shpie në përzierje mes dy gjinive, pavarësisht se (kjo propagandë) a bëhet në mënyrë direkte apo indirekte, nën pretekstin se këtë gjë e kërkon koha dhe qytetërimi në të cilin jetojmë, është një çështje tejet e rrezikshme, me pasoja të rënda, me rezultate të hidhura dhe me përfundime fatale, pavarësisht faktit se një gjë e tillë bie ndesh me tekstet fetare, të cilat e urdhërojnë femrën të qëndrojë në shtëpinë e saj dhe të merret me punët që i takojnë në të etj.

Kush dëshiron të shohë për së afërti atë çfarë bëri përzierja mes dy gjinive prej të këqijave të cilat nuk numërohen, le t'u hedhë një sy shoqërive të cilat kanë rënë në këtë bela të madhe, qoftë me dëshirën e tyre apo pa të; le të shikojë me paanshmëri dhe objektivitet ndaj të vërtetës dhe do të gjejë pakënaqësi e ankesa, qoftë në nivelin individual apo atë shoqëror; do të gjejë pendim të thellë për daljen e pakontrolluar të femrës nga shtëpia dhe për shpërbërjen që u ka ndodhur familjeve. Këtë do e hasë mjaftë qartë në gjuhët e shumicës së studiuesve, bile në të gjitha

[4] http://binbaz.org.sa/mat/8194

mjetet informative, dhe kjo për asgjë tjetër veç faktit se në një gjë të tillë ka shkatërrim të shoqërisë dhe rrënim të strukturës së saj.

Janë të shumta dëshmitë e vërteta, të qarta e të prera, të cilat aludojnë për ndalimin e veçimit të personit së bashku me një femër të huaj e shikimit në të, dhe ndalojnë rrugët të cilat shpijnë në harame dhe, po ashtu, e ndalojnë përzierjen mes dy gjinive, ngaqë kjo çon drejt përfundimeve të pa lakmueshme.

Nxjerrja e femrës nga shtëpia, që konsiderohet të jetë mbretëria dhe motivi i saj vital në këtë jetë, është nxjerrje e saj nga diçka që e kërkon natyra e saj, në të cilën Allahu e krijoi.

Pra, thirrja për futjen e femrës nëpër vendet ku punojnë burrat është një gjë e rrezikshme për shoqërinë islame. Dhe prej gjurmëve më të rrezikshme të saj është përzierja mes tyre, që konsiderohet të jetë ndër shkaqet më të mëdha të kurvërisë, e cila e shkatërron shoqërinë dhe i rrënon vlerat e moralet e saj. Dihet se Allahu i Lartësuar e formësoi femrën në një konstrukt i cili ndryshon tërësisht nga ai i burrave; përmes tij ia bëri të mundshme t'i kryejë punët brenda shtëpisë si dhe punët të cilat kryhen zakonisht nga femrat.

E kjo do të thotë se punësimi i femrës në vendin që është i veçantë për burra konsiderohet si nxjerrje e saj nga konstrukti dhe natyrshmëria e saj. Pa dyshim se në këtë vepër ka padrejtësi të madhe ndaj femrës dhe shkatërrim e thyerje të gjendjes shpirtërore dhe personalitetit të saj. Pastaj i tërë ky dëm kalon tek fëmijët e brezit të ardhshëm, qofshin ata djem apo vajza, ngaqë s'do të kenë edukatë, butësi dhe ndjenja dhembshurie. Kjo ngaqë personi i cili e kryen këtë rol, është nëna e cila në këtë rast është

ndarë dhe izoluar tërësisht nga mbretëria e saj (shtëpia), vendi i vetëm ku ajo gjen rehati, stabilitet dhe qetësi. Realiteti i shoqërive që janë futur e janë kurthuar në këtë është dëshmia më e vërtetë për atë që po themi.

Feja islame ka bërë që secili nga bashkëshortët të ketë obligime me të cilat veçohen. Secili prej tyre duhet ta kryejë rolin e vet, në mënyrë që përmes kësaj të plotësohet ndërtimi i shoqërisë brenda dhe jashtë shtëpisë.

Kështu, burri ka për detyrë të punojë dhe të shpenzojë për shtëpinë, ndërsa gruaja ka për detyrë edukimin e fëmijëve, sjelljen e butë, dhembshurinë, ngrohtësinë e përkujdesjen ndaj tyre dhe gjidhënien. Po ashtu, ajo mund të punojë ato punë që i shkojnë për shtati natyrës së saj, si ato që kanë të bëjnë me mësimin e fëmijëve të vegjël, udhëheqjen e ndonjë shkolle për femra, mjekimin dhe kujdesin ndaj pacienteve femra, apo gjëra të tjera të kësaj natyre, të cilat janë të veçanta për femra. Lënia e obligimeve shtëpiake (familjare) nga ana e gruas është humbje e shtëpisë me të gjithë anëtarët e saj. Nga një gjë e tillë rezulton shpërbërja e familjes si nga ana konkrete, ashtu edhe nga ajo shpirtërore. Dhe, kur kjo të ndodhë, atëherë shoqëria do të bëhet një shoqëri sipërfaqësore, një formë dhe imazh që brenda saj s’ka kurrfarë realiteti apo kuptimi.

Allahu i Madhërishëm thotë: **“Meshkujt janë mbrojtësit dhe mbajtësit e grave, meqë Allahu u ka dhënë disa cilësi mbi ato dhe ngaqë ata shpenzojnë nga mjetet e tyre të jetesës për t’i mbajtur .”** (En-Nisâ’, 34)

Pra, është ligj i Allahut ndër krijesat e Tij që përgjegjësia (autoriteti) t'i takojë burrit, për shkak të disa cilësive (shquarjeve) që i ka mbi gruan, ashtu siç edhe aludon ajeti i lartcekur.

Urdhri i Allahut të patëmeta drejtuar femrës që ajo të qëndrojë brenda shtëpisë dhe ndalimi i Tij që ajo të mos i shfaqë bukuritë e saj nënkupton ndalimin e përzierjes mes dy gjinive, domethënë, grumbullimin (takimin) në ndonjë vend mes burrave dhe grave të huaja për ta me pretekstin e punës, shitblerjes, piknikut apo udhëtimit, etj. Sepse pjesëmarrja e gruas në këto vende e shpie atë drejt kryerjes së veprave të ndaluara dhe në këtë ka kundërshtim të urdhrit të Allahut dhe hedhje poshtë të të drejtave të Tij, të cilat kërkohen fetarisht nga myslimania.

Kurani dhe Suneti aludojnë për ndalimin e përzierjes mes dy gjinive si dhe për të gjitha rrugët që shpijnë drejt një gjëje të tillë. Allahu i Madhërishëm thotë:

**"Qëndroni në shtëpitë tuaja e mos i zbuloni stolitë tuaja ashtu siç zbuloheshin në kohën e padijes (periudhën para-islame)! Falni namazin, jepni zekatin dhe bindjuni Allahut e të Dërguarit të Tij! O Familje e Profetit! Me të vërtetë, Allahu do që ta largojë prej jush papastërtinë (gjynahet) dhe t'ju pastrojë plotësisht. Mbani në mendje ato që lexohen në shtëpitë tuaja prej Shpalljes së Allahut dhe Urtësisë (profetike)! Me të vërtetë, Allahu është Bamirës i pakufishëm dhe di çdo gjë."** (El-Ahzâb, 33-34)

Pra, Allahu i urdhëroi nënat e besimtarëve – meqenëse të gjitha myslimanet dhe besimtaret hyjnë në këtë urdhër – të qëndronin në shtëpi, ngaqë në këtë ka ruajtje të tyre dhe largim

nga çdo rrugë që shpie drejt të këqijave. Kjo sepse dalja nga shtëpia pa ndonjë nevojë ndodh të shpjerë drejt zbulimit të stolive dhe drejt sherreve tjera. Më tej, Allahu i urdhëron të bëjnë punë të mira, që i ndalojnë nga shthurja dhe nga çdo e keqe, dhe atë përmes kryerjes së namazit, dhënies së zekatit dhe bindjes ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Pastaj i orienton drejt asaj që u bënë dobi në të dyja botët: që të jenë në lidhje të vazhdueshme me Kuranin dhe me Sunetin e pastër profetik, ngaqë përmes tyre largohet zgjyra e zemrave, nëpërmjet tyre ato pastrohen nga fëlliqësitë e pisllëqet dhe udhëzohen drejt të vërtetës dhe të drejtës.

Allahu i Lartësuar, po ashtu, tha: **“O Profet, thuaju grave dhe vajzave të tua, si dhe grave të besimtarëve, që të lëshojnë mbulesën e tyre (xhilbab-in) përreth trupit. Kjo është mënyra më e përshtatshme që ato të njihen e të mos ngacmohen nga të tjerët. Me të vërtetë, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.”** (El-Ahzâb, 59)

Pra, Allahu e urdhëroi Profetin (alejhis-salatu ues-selam), i cili kumton nga Ai, t’u thoshte grave dhe vajzave të tij, si dhe grave të besimtarëve në përgjithësi, që të lëshonin mbulesën e tyre (xhilbab-in) përreth trupit, dhe kjo nënkupton mbulimin e trupave të tyre me xhilbab, kur ato dëshirojnë të dalin jashtë shtëpisë për ndonjë nevojë, në mënyrë që të mos ngacmohen nga ata që kanë zemra të sëmura. E nëse çështja është siç u përmend, atëherë çfarë mendon për pjesëmarrjen e femrës në vendin ku punojnë burrat, për përzierjen e saj me ta, për shfaqjen e nevojave të saj tek ta me pretekstin e punësisë, për sakrifikimin e një pjese të madhe të feminitetit të saj që të barazohet me ta dhe për humbjen e turpit të saj, në mënyrë që përmes kësaj të arrihet

harmonia mes dy gjinive të kundërta, si nga ana kuptimore, ashtu edhe nga ajo vizuale?

Allahu i Lartësuar thotë: **"Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara) dhe ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme)! Kjo është më e pastër për ta! Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për atë që bëjnë ata. Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara), ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre, përveç atyre që janë të dukshme. Le t'i mbulojnë kraharorët me mbulesat e tyre (të kokës)."** (En-Nûr. 30-31)

Këtu, Allahu po e urdhëron Profetin e Tij (alejhis-salatu ues-selam) t'u tregojë besimtarëve dhe besimtareve që të jenë të përkushtuar në uljen e shikimit nga gjërat e ndaluara dhe të ruajnë organet e tyre nga kurvëria. Pastaj Allahu sqaroi se kjo është më e pastër për ta. Dihet se ruajtja e organit nga kurvëria bëhet nëpërmjet shmangies së rrugëve që çojnë drejt saj. Dhe pa dyshim se lëshimi i shikimit dhe përzierja e grave me burra apo anasjelltas në vendet ku punohet apo në vende tjera, është prej shkaqeve më të mëdha për rënie në kurvëri. Është e pamundshme për besimtarin të realizojë këto dy gjëra që kërkohen prej tij (ulja e shikimit/ruajtja e organit), duke qenë se ai punon me ndonjë femër të huaj, qoftë ajo shoqe apo kolege e tij e punës. Pra, pa dyshim se pjesëmarrja e tij së bashku me të në atë vend apo pjesëmarrja e saj së bashku me të në atë vend, është prej gjërave që e pamundësojnë uljen e shikimit, apo ruajtjen e organit (nderit), apo arritjen e pastërtisë së shpirtit dhe dëlirësinë e tij.

Po ashtu, Allahu i urdhëroi edhe besimtaret ta ulin shikimin, t'i ruajnë organet e turpshme dhe të mos shfaqin stolitë e tyre, përveç atyre që janë të dukshme, si dhe t'i mbulojnë kraharorët me mbulesat e kokës. Kjo nënkupton mbulimin e kokës dhe të fytyrës, sepse fjala *el-xhejb* përfshin të dyja këto vende. Andaj, si ka mundësi të ulet shikimi, të ruhen vendet e turpshme dhe të mos shfaqen stolitë, kur femra punon e përzihet së bashku me burra? Mjafton përzierja mes tyre për të rënë në të gjitha këto gjëra të rrezikshme. Si ka mundësi që femra myslimane të ulë shikimin e saj, kur ajo ecën krahas me burrë të huaj, nën pretekstin se është pjesëmarrëse apo e një rangu me të në kryerjen e punëve?

Feja islame i ka ndalur të gjitha mënyrat apo rrugët që çojnë drejt gjërave të ndaluara. Po ashtu, ua ka ndaluar femrave të flasin me përkëdheli ndaj burrave, për arsye se një gjë e tillë shpie drejt dëshirimit të tyre (nga ana e burrave). Siç thotë i Lartësuari:

**"O gratë e të Dërguarit! Ju nuk jeni si gratë e tjera. Nëse i frikësoheni Allahut, mos flisni me përkëdheli, që të mos ju dëshirojë ai që ka zemër të sëmurë, por flisni drejt dhe në mënyrë të ndershme!"** (El-Ahzâb, 32)

Domethënë, ai që ka zemër të sëmurë nga epshi (zemër epshore). Andaj, si ka mundësi të ketë ruajtje nga e gjithë kjo, kur ato përzihen me burra?

Dihet fare mirë se kur femra të punojë bashkë me burra, atëherë patjetër se ajo do t'u flasë atyre dhe anasjelltas, dhe patjetër se ajo do t'ua zbusë fjalët e, po ashtu, edhe ata. Ndërkaq, prapa gjithë kësaj qëndron (në pusi) shejtani, i cili i hijeshon në sytë e tyre dhe i thërret drejt veprës së ligë, derisa të bien pre e tij.

Allahu është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm në urdhërimin e femrës për të bartur mbulesë. Dhe kjo për asgjë tjetër veçse për faktin se në mesin e njerëzve ka të mirë e të këqij, të pastër e të fëlliqtë (të pamoralshëm). Kështu, me lejen e Allahut, mbulesa e pengon sprovimin dhe i mbërthen shkaqet e tij. Me të arrihet pastërtia e zemrave si nga burrat, ashtu edhe nga femrat, dhe largimi nga gjërat e dyshimta e shkaktare të akuzave. Allahu i Madhërishëm thotë:

**"Kur të kërkoni prej tyre diçka, kërkojeni prapa perdes! Kjo është më e pastër për zemrat tuaja dhe të atyre."** (El-Ahzâb, 53)

Mbulesa më e mirë për femrën, pas mbulesës së fytyrës, është shtëpia e saj. Islami ia ndaloi asaj përzierjen me burra të huaj, në mënyrë që të mos ekspozohet ndaj sprovimit, qoftë në mënyrë direkte apo indirekte. Po ashtu, e urdhëroi të rrijë në shtëpi dhe të mos dal prej saj, veçse për ndonjë nevojë të lejueshme dhe atë duke qenë e cilësuar me edukatë fetare. Allahu e quajti qëndrimin e femrës në shtëpi *karar* (qëndrueshmëri, gjendje e qetë, qetësi, prehje). Ky është një ndër kuptimet më të mrekullueshëm e më të lartë. Pra, në të ka qetësi të shpirtit të saj dhe rehati e prehje të zemrës. Ndërsa, dalja e saj nga kjo gjendje, i shkakton rrëmujë në shpirt, shqetësim dhe ngushti të zemrës, si dhe ekspozim ndaj gjërave, përfundimi i të cilave është i papëlqyeshëm. Islami ndaloi nga veçimi bashkë me një femër të huaj, pavarësisht rrethanës, përveç rastit kur është në praninë e mahremit dhe, po ashtu, e ndaloi femrën të marrë udhëtim pa shoqërimin e tij (mahremit). Tërë kjo, për shkak të mbylljes së rrugëve, dyerve e shkaqeve të prishjes, të mëkatit e të sherrit, dhe për ruajtjen e dy gjinive nga kurthet e shejtanit. Për këtë arsye, është saktësuar nga i Dërguari i

Allahut të ketë thënë: *"Nuk kam lënë pas sprovë më të rëndë për burrat sesa gratë."* Dhe: *"Ruajuni nga dynjaja dhe nga gratë, sepse sprova e parë te bijtë e Izraelit ishte për shkak të grave."*

Ndër thirrësit drejt përzierjes mes dy gjinive ka të atillë që argumentojnë me anën sipërfaqësore të disa teksteve fetare, aludimin e të cilave e perceptojnë vetëm ata që Allahu ua ka ndriçuar zemrat, të cilët e kanë mësuar e kuptuar mirë fenë, të cilët i bëjnë bashkë tërë dëshmitë fetare dhe në botëkuptimin e tij ato (dëshmi) janë si një bashkësi e cila nuk pjesëtohet. Ata (thirrësit drejt përzierjes) argumentojnë me rastin kur disa gra dolën së bashku me të Dërguarin (salallahu alejhi ue selem) në njërën nga betejat e tij. Përgjigjja në këtë është se ato dolën së bashku me mahremët e tyre dhe atë për arsye të dobive të shumta, të cilat nuk rezultojnë në prishjen e moralit, për shkak të imanit e devotshmërisë që e patën, si dhe mbikëqyrjes së mahremëve dhe përkujdesjes së tyre ndaj mbulimit të trupit pas zbritjes së ajetit të hixhabit; ndryshe nga gjendja e shumicës së grave sot. Është e ditur se dalja e gruas nga shtëpia e saj me qëllim të punësisë ndryshon krejtësisht nga gjendja për shkak të cilës ato gra dolën së bashku me të Dërguarin e Allahut (salallahu alejhi ue selem) në betejë. Kështu, krahasimi mes dy gjendjeve është analogji e kotë. Po ashtu, çfarë ishte kuptimi i selefëve rreth kësaj? Pa dyshim, ata i kuptonin tekstet fetare më mirë se çdokush tjetër dhe ishin që më së shumti e zbatonin librin e Allahut dhe sunetin e të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem). Atëherë, çfarë u përcoll nga ta gjatë gjithë kësaj kohe? A u zgjeruan në këtë, siç pretendojnë thirrësit drejt përzierjes, e kështu të përcjellin prej tyre atë që aludon në lejueshmërinë e pjesëmarrjes së gruas së bashku me burrin në çdo sferë të jetës duke u bërë konkurrencë atyre e duke u përzier me ta dhe

anasjelltas? Apo ata (selefët) kuptuan se ato ishin raste specifike, të cilat nuk bën të krahasohen me raste tjera?

Nëse i rishikojmë depërtimet ushtarake të myslimanëve dhe betejat e tyre përgjatë historisë, nuk do e gjejmë këtë dukuri. Ndërsa, ajo çfarë po propagandohet sot, që gruaja të futet në ushtri, të bartë armën dhe të luftojë njëjtë sikurse burri, s'është gjë tjetër veçse metodë për prishjen dhe rrënimin e moralit të ushtarëve nën emrin e zbavitjes për ta. Sepse, në momentin kur natyra e burrit të takohet me atë të femrës, mes tyre në veçim do të ndodhë ajo çfarë ndodh mes çdo burri e gruaje, si: animi (joshja), prehja dhe qetësia në bisedë e në të folur. Pastaj, gjërat e tërheqin njëra-tjetrën. Ndërkaq, mbyllja e rrugëve të sprovimit është gjë më e mençur, më e vendosur dhe më e largët nga pendimi në të ardhmen.

Kështu, Islami është tejet i përkushtuar në sjelljen e dobive dhe në largimin e dëmeve, si dhe në mbylljen e dyerve që çojnë tek to. Përzierja e gruas me burrin në vendin e punës ka ndikim të madh në degradimin e umetit dhe në prishjen e anëtarëve të tij, siç e sqaruam më lart. Sepse historikisht dihet se prej shkaqeve kryesore të degradimit dhe dështimit të civilizimeve të lashta, si ai romak e grek, ishte dalja e gruas nga vendi që është caktuar për të (shtëpia) në vendet e burrave dhe konkurrimi i tyre. Kjo bëri që të prishej morali i burrave dhe pastaj të braktisnin atë që e çon popullin e tyre drejt përparimit, si në rrafshin material, ashtu edhe në atë shpirtëror. Angazhimi i gruas me punë jashtë shtëpisë shkakton papunësinë e burrave dhe dështimin e umetit. Po ashtu, shkakton shpërbërjen e familjes dhe rrënon strukturën e saj. Gjithashtu, kjo bëhet shkak për prishjen e moralit të fëmijëve dhe

për kundërshtimin e autoritetit të burrit mbi gruan, për të cilin tregoi Allahu në librin e Tij.

Islami është i përkushtuar të largojë gruan nga çdo gjë që bie ndesh me natyrën e saj. Kështu, e ndaloi atë nga marrja e udhëheqjes së përgjithshme, si kryesinë e shtetit, gjykatën apo çfarëdo lloj përgjegjësie të përgjithshme, për shkak të fjalës së Profetit (salallahu alejhi ue selem): *"S'ka për të shpëtuar populli që udhëhiqet nga femra."* (Buhariu në Sahih) Andaj, hapja e derës për gruan që të futet në vendin ku burri zhvillon veprimtarinë e tij, bie ndesh me dëshirën e Islamit për të që ajo të jetë e lumtur dhe e qetë. Feja islame ndalon rekrutimin e gruas në ndonjë vend tjetër, përveç vendit bazik të saj (shtëpisë). Është vërtetuar nga përvoja të ndryshme, e veçanërisht në shoqëritë ku ka përzierje, se burri dhe gruaja nuk janë të barabartë si nga qenia, ashtu edhe nga natyra, pavarësisht dallimit të çiltër e të qartë mes dy gjinive, i cili përmendet në Kuran dhe në Sunet. Ndërsa ata të cilët thërrasin për barazi midis "gjinisë së dobët" dhe burrave, nuk i dinë apo bëhen kinse nuk i dinë dallimet bazike mes tyre.

Më lart përmendëm – aq sa mjafton dhe e bindë kërkuesin e së vërtetës – disa nga dëshmitë fetare dhe realitetin evident, të cilët aludojnë për ndalimin e përzierjes mes dy gjinive dhe pjesëmarrjes së gruas në vendin ku punojnë burrat. Mirëpo, duke marr parasysh se disa njerëz ndodh që përfitojnë nga fjalët e njerëzve të perëndimit e të lindjes më shumë sesa që përfitojnë nga fjalët e Allahut dhe të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem), e pashë të arsyeshme t'u sjellim atyre disa thënie të këtyre njerëzve, ku ata i pranojnë dëmet dhe të këqijat e shkaktuara nga përzierja mes dy gjinive. Këtë e bëmë duke shpresuar që ata të binden me fjalët e tyre dhe të dinë se mesazhi me të cilin erdhi

feja e tyre madhështore, në mesin e të cilit edhe ndalimi i përzierjes mes dy gjinive, është pikërisht dinjiteti, ruajtja dhe mbrojtja e grave nga shkaqet që i dëmtojnë dhe ua cenojnë nderin.

Shkrimtarja (publicistia) angleze Lady Cook thotë: "Përzierja mes dy gjinive është një gjë që e preferojnë meshkujt. Për këtë shkak, gruaja është joshur drejt asaj që e kundërshton natyrën e saj (daljen nga shtëpia). Dhe, në bazë të numrit të përzierjeve, është edhe numri i fëmijëve kopilë, dhe pikërisht këtu fillon belaja e madhe për gruan", deri sa tha: "Mësojini femrat që të rrinë larg meshkujve dhe lajmërojini për përfundimin e kurthit të fshehur që u është kurdisur në pusi."

Ndërkaq gjermani (filozofi) Schopenhauer thotë: "Thuaj: "Përzierja është defekti kryesor në rregullimin e gjendjeve tona. Është pikërisht ajo që e bëri gruan të jetë pjesëmarrëse e burrit në krenarinë dhe epërsinë e tij sublime dhe që ia lehtësoi asaj tejkalimin e kufijve në arritjen e aspiratave (lakmive) të ulëta të saj, derisa me fuqinë e pushtetit dhe me opinionet e saj të ulëta e prishi qytetërimin modern."

(Poeti dhe politikani) Lord Byron shënon: "Sikur të reflektoje, o ti lexues, rreth gjendjes së gruas në periudhën e lashtë greke, do ta gjeje atë në një gjendje të shtirë (artificiale), që bie ndesh me natyrën e saj. Dhe, së bashku me mua, do të shihje domosdoshmërinë e angazhimit të gruas me punët e shtëpisë dhe domosdoshmërinë e fshehjes së saj nga përzierja me të tjerët, mirëpo duke i dhënë për të ngrënë e për t'u veshur ashtu siç duhet."

Autori dhe reformatori skocez Samuel Smiles thotë: “Ligji i cili gjykon për angazhimin e gruas nëpër fabrika e vende industriale, pavarësisht se sa të mira i ka sjellë vendit, prapëseprapë, përfundimi i tij ka qenë shkatërrimtar për jetën familjare, ngaqë ai e sulmoi strukturën e shtëpisë, i rrënoi shtyllat e familjes dhe i shkëputi lidhjet shoqërore. Kjo sepse ai (ligj) e rrëmben bashkëshorten nga bashkëshorti i saj dhe fëmijët nga të afërmit e tyre. Kështu, në mënyrë të posaçme, ai u bë një ligj që nuk pati ndonjë rezultat, përveç rrënimit të moralit të gruas, duke qenë se posti real i saj është kryerja e obligimeve shtëpiake, si: rregullimi i shtëpisë, edukimi i fëmijëve dhe të qenët mesatare në mjetet e jetesës, së bashku me kryerjen e nevojave të shtëpisë. Mirëpo, puna jashtë shtëpisë ia rrëmbeu asaj të gjitha këto detyra. Shtëpitë mbetën të zbrazëta ndërsa fëmijët u privuan nga edukimi dhe u lanë nëpër qoshet e shkujdesjes; u shua dashuria bashkëshortore dhe gruaja nuk mbeti më bashkëshorte e këndshme dhe shoqe e pandashme dhe e dashur për burrin, por u bë kolege e tij në punë e mundim; ajo nuk ua vuri veshin ndikimeve që zakonisht e zhdukin thjeshtësinë mentale dhe morale, mbi të cilat vërtitet ruajtja e vlerave.”

Specialistja për çështjet e gruas, amerikania Dr. Adeline, thotë: “Vërtet që shkaku për krizat familjare në Amerikë dhe sekreti i krimeve të shumta në shoqëri qëndron tek fakti se bashkëshortja e ka lënë shtëpinë e saj për të rritur të hyrat e familjes. Kështu, hyrjet u shtuan, mirëpo njëkohësisht u ul edhe niveli i moralit.” Pastaj tha: “Përvoja ka vërtetuar se kthimi i gruas në shtëpi është rruga e vetme për shpëtimin e brezave të rinj nga degjenerimi nëpër të cilin janë duke ecur.”

Njëri nga anëtarët e kongresit amerikan tha: “Gruaja e ndihmon përnjëmend shtetin atëherë kur qëndron në shtëpi, që konsiderohet të jetë baza e familjes.”

Ndërsa një kongresist tjetër kishte thënë: “Kur Zoti ia dha gruas mundësinë për të lindur fëmijë, nuk kërkoi prej saj që t’i linte ata për të punuar jashtë shtëpisë, por bëri që funksioni i saj të jetë qëndrimi në shtëpi për t’u kujdesur për ta.”

Schopenhauer, po ashtu, thotë: “Jepjani gruas lirinë e saj të plotë, të pakufizueshme dhe të pakontrolluar, pastaj ejani e më takoni pas një viti për të parë rezultatin. Mirëpo, mos harroni se ju, së bashku me mua, do të vajtoni për vlerën, dëlirësinë dhe edukatën. E, kur të vdes, thoni: “E kishte gabim”, apo: “Ia ka qëlluar të vërtetës”. Të gjitha këto thënie i përmendi Dr. Mustafa Husnij Es-Sibai’j (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij: *“El-Mer’etu bejnel-fikhi uel-kanuni”*/“Gruaja midis fikhut dhe ligjit”.

Sikur t’i përmendnim të gjitha citatet e njerëzve të paanshëm (korrekt) perëndimorë rreth dëmeve të përzierjes mes gjinive dhe pjesëmarrjes së gruas në vendin ku punojnë meshkujt, do të zgjatej ky shkrim, mirëpo përmendja e referencës, qoftë edhe e shkurtë, mjafton nga prurja e shprehjeve të gjata.

Përmbledhtas: qëndrimi i gruas në shtëpi dhe kryerja e detyrave të cilat i ka përsipër, siç është rregullimi i shtëpisë, por vetëm pas kryerjes së obligimeve fetare, kjo është gjëja që i përshtatet natyrës dhe qenies së saj. Dhe në këtë ka përmirësim të saj, të shoqërisë dhe të brezit që vjen. Nëse ajo ka kohë të lirë, atëherë mund të angazhohet në sferat ku punojnë femrat, si: mësimi i femrave, pastaj mjekimi dhe përkujdesja ndaj tyre, siç e

sqaruam më lart. Kështu, ato angazhohen dhe bashkëpunojnë me meshkujt në punët e shoqërisë dhe në shkaqet e përparimit të saj, mirëpo secili në fushën e vet të veprimit. Mos të harrojmë të përmendim edhe rolin e nënave të besimtarëve (radijAllahu anhunne) dhe atyre femrave që ecën shtegut të tyre në mësimin, orientimin dhe udhëzimin e ummetit, si dhe kumtimin nga Allahu e nga i Dërguari i Tij (salallahu alejhi ue selem). Andaj, Allahu i shpërbleftë për këtë me të mira dhe i shtoftë shembujt e tyre në mesin e myslimaneve sot në bartjen e mbulesës ashtu si duhet, në ruajtjen nga mëkatet dhe në largimin nga përzierja me meshkuj në vendet ku ata punojnë.

E lusim Allahun të na bëjë t'i kuptojmë detyrat që i kemi dhe ta na ndihmojë t'i kryejmë ato sipas mënyrës që e kënaq Atë! E lusim Allahun të na ruaj nga rrugët e sprovimit, nga faktorët çrregullues dhe nga intrigat e shejtanit! Vërtet, Ai është Bujar dhe Fisnik.

Salati dhe selami qofshin për të Dërguarin e Tij besnik, për familjen dhe mbarë shokët e tij.

## POROSI LIDHUR ME KUJDESIN NDAJ LIBRIT TË ALLAHUT (KURANIT FISNIK)[5]

Çdo lavdërim dhe falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve. Salati dhe selami qofshin për robin dhe të Dërguarin e Allahut, Muhamedin, për familjen e tij dhe mbarë shokët e tij.

Më tej:

Vërtet, në Librin e Allahut ka udhëzim dhe dritë. Kurani është litari i fortë i Allahut, është rruga e Tij e drejtë si dhe këshilla e urtë e Tij. Kush kapet për të, shpëton, ndërsa kush shmanget nga ai, dështon. Duke e përshkruar këtë libër madhështor, Allahu i Madhërishëm thotë:

**“Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve që bëjnë vepra të mira se ata do të kenë shpërblim të madh.”** (El-Isrâ', 9)

Domethënë, ky Libër i Allahut udhëzon drejt rrugës dhe shtegut më të drejtë, që është rruga më e mirë, më e drejtë dhe më e udhëzuar. Pra, Kurani udhëzon drejt asaj rruge, tregon për të dhe thërret për tek ajo. Ajo rrugë është teuhidi (njësimi) i Allahut, bindja ndaj Tij, të mos i bëhet mëkat Atij dhe të ndalurit tek kufijtë që Ai i ka caktuar. Kjo, pra, është rruga më e mirë (më e drejtë) dhe shtegu nëpërmjet të cilit arrihet shpëtimi.

---

[5] http://binbaz.org.sa/mat/8388

Allahu i Lartësuar e zbriti si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për myslimanët. Ashtu siç thotë i Lartësuari:

**“Ne ta zbritëm ty (Muhamed) Librin, si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për myslimanët.”** (En-Nahl, 89)

Pra, Kurani është shpjegues për çdo gjë, është udhëzim drejt rrugës së lumturisë, është mëshirë dhe lajm i mirë. I Madhërishmi thotë:

**“Thuaj: “Ai (Kurani) është udhërrëfyes dhe shërim për besimtarët.”** (Fussilet, 44)

Domethënë, udhërrëfyes i zemrave të tyre drejt të vërtetës dhe shërim për zemrat e tyre nga sëmundjet e shirkut, mëkateve, bidateve dhe lajthitjeve nga e vërteta, si dhe shërim për shumë sëmundje trupore.

Kurani është lajm i mirë për njerëzit dhe xhinët, mirëpo Allahu i patëmeta i përmendi (veçoi) besimtarët, ngaqë ata u udhëzuan përmes tij dhe përfituan prej tij. Megjithatë, ai është shërim për të gjithë, ashtu siç tha i më i Larti:

**“Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve që bëjnë vepra të mira se ata do të kenë shpërblim të madh.”** (El-Isrâ', 9)

Pra, Kurani është shërim dhe ilaç për sëmundjet e ndryshme të zemrave, si ato të shirkut, të mëkateve, të bidateve dhe shkeljeve (të dispozitave). Po ashtu, ai është shërim për sëmundjet

trupore dhe shoqërore, për këdo që e ka nijetin e mirë dhe që Allahu do që ta shërojë. Allahu i Madhërishëm thotë:

**"Elif Lâm Râ. Këtë Libër ta kemi shpallur ty (o Muhamed), për t'i nxjerrë njerëzit, me lejen e Zotit të tyre, nga errësirat në dritë, në rrugën e të Plotfuqishmit, të Denjit për çdo lavd."** (Ibrâhîm, 1)

Kështu, Kurani është një libër përmes të cilit Allahu i nxjerrë njerëzit nga errësirat e shirkut, mëkateve, përçarjes e kundërshtive drejt dritës së të vërtetës e udhëzimit, drejt bashkimit në hajr dhe ndihmesës së ndërsjellë në mirësi dhe devotshmëri. Dhe pikërisht kjo është rruga e drejtë e Allahut, e cila është: teuhidi (njësimi) i Tij, kryerja e detyrave të ngarkuara nga Ai, lënia e gjërave të ndaluara prej Tij, porosia e ndërsjellë për zbatimin e të drejtës së Tij dhe kujdesi nga mosbindja ndaj Tij dhe kundërshtimi i urdhrit të Tij. Kjo është rruga e drejtë e Allahut, kjo është drita e udhëzimi, dhe kjo është rruga më e drejtë (më e mirë). Allahu i patëmeta thotë: **"Ndërsa ky (Kuran) është Këshillë e bekuar, të cilën Ne e kemi zbritur, prandaj si mund ta mohoni atë?!"** (El-Enbijâ', 50)

Dhe thotë: **"Ky (libër) është vetëm këshillë dhe një Kuran i qartë, për të paralajmëruar këdo që është gjallë dhe për t'u përmbushur fjala ndaj mohuesve."** (Jâ Sîn, 69-70)

Ajo çfarë dua të them është se Allahu i Lartësuar Librin e Vet e bëri këshillë, kërcënim (paralajmërim), shërim dhe udhërrëfyes, andaj që të gjithë, xhinët dhe njerëzit, e kanë për detyrë të udhëzohen përmes tij, të qëndrojnë paluhatshëm në mësimet e tij dhe të kenë kujdes nga kundërshtimi i tij. Allahu thotë:

**“Ky Kuran është një libër i bekuar që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t’u këshilluar me të mendarët.”** (Sâd, 29)

Dhe thotë: **“Ky libër që kemi zbritur, është i bekuar, prandaj ndiqeni dhe druhuni kundërshtimit, në mënyrë që të mëshiroheni.”** (El-En’âm, 155)

Po ashtu thotë: **“Vallë, a nuk përsiatin ata për Kuranin apo i kanë zemrat të kyçura?!”** (Muhammed, 24)

Aisha (radijAllahu anha) qe pyetur: “Oj nëna e besimtarëve! Cili ishte morali i Profetit (salallahu alejhi ue selem)?” Ajo u përgjigj: “Morali i tij ishte Kurani”. Allahu i Lartësuar thotë: **“Dhe vërtet ti (Muhamed) je në një shkallë të lartë të moralit**.” (El-Kalem, 4) Kuptimi i kësaj është se Profeti (salallahu alejhi ue selem) meditonte rreth Kuranit, shpeshtonte leximin e tij dhe punonte sipas asaj që gjendet në të. Kështu, morali i tij ishte Kurani, ngaqë ai (salallahu alejhi ue selem) e lexonte atë dhe meditonte rreth tij, i zbatonte urdhrat e tij dhe largohej nga ndalimet e tij, nxiste në bindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit, thërriste drejt mirësisë, këshillonte për Allahun dhe robërit e Tij, si dhe mënyra të tjera të mirësisë.

I Lartësuari thotë: **“Ne të tregojmë ty (Muhamed) tregimin më të bukur...”** (Jûsuf, 3) Pra, Kurani është tregimi më i bukur dhe është morali i Profetit (salallahua alejhi ue selem).

Porosia ime drejtuar të gjithë myslimanëve, burra e gra, xhin e njerëz, arabë e joarabë, dijetarë e nxënës dijeje (pra porosia ime drejtuar të gjithëve), është të kujdesen ndaj Kuranit dhe të

shpeshtojnë leximin e tij me meditim e vëmendje, natën e ditën. Veçanërisht gjatë kohëve të përshtatshme, gjatë të cilave zemrat janë të pranishme për meditim dhe kuptim. Ai i cili nuk e di përmendsh, e lexon atë nga mus'hafi, ndërsa ai i cili i di disa pjesë të tij përmendsh, lexon atë që i vjen më lehtë (aq sa mundet). Allahu thotë: **"Prandaj lexoni nga Kurani sa të keni mundësi."** (El-Muzzemmil, 20)

Ai që i di shkronjat arabe, lexon nga Mus'hafi, në mënyrë që të mësojë më shumë, ndërsa ai i cili nuk i di, mëson nga nëna apo nga babai, apo nga fëmija, apo nga bashkëshortja e tij, nëse është më e dijshme se ai. Po ashtu, ajo motër që nuk di të lexojë Kuran, le të mësojë me babanë apo me vëllanë, me bashkëshortin, me motrën, apo me dikë tjetër.

Kështu, pra, njerëzit e ndihmojnë njëri-tjetrin; burri e ndihmon gruan e vet dhe anasjelltas; babai e ndihmon fëmijën e vet dhe anasjelltas; vëllai vëllanë e vet, dajën, tezën. Kështu, të gjithë ndihmohen mes vete dhe e porosisin njëri-tjetrin lidhur me këtë libër madhështor, që të meditojnë e të reflektojnë rreth tij dhe të punojnë në përputhje me mësimet e tij. Kjo për shkak të fjalëve të Allahut: **"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe e armiqësi!"** (El-Mâ'ide, 2)

Dhe: **"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin**." (El-'Asr, 1-3)

Dhe, për shkak të hadithit të Xhabir bin Abdullahit (radijAllahu anhu), i cili shënohet në *Sahih*-un e Muslimit, pra, në këtë hadith tregohet se në haxhin e lamtumirës, përkatësisht në ditën e Arafatit, Profeti (salallahu alejhi ue selem) iu drejtua njerëzve dhe u tha: *"Unë po jua lë në mesin tuaj atë që, nëse ju e shtrëngoni fort, nuk do të devijoni kurrë: Librin e Allahut."* Kështu, pra, ai (alejhis-salatu ues-selam) i porosiste lidhur me Librin e Allahut dhe njëkohësisht u tregonte se, nëse kapen pas mësimeve të tij, kurrë nuk do të lajthisin. Ndërsa, në një version tjetër, qëndron: *"Librin e Allahut dhe Sunetin (traditën) time."* Suneti i të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) është prej Librit të Allahut, ngase Allahu i patëmeta thotë: **"Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit."** (Et-Tegâbun, 12)

Pra, Libri i Allahut urdhëron për bindje ndaj Allahut dhe ndaj të Dërguarit të Tij. Allahu thotë: **"Thuaj: "Bindjuni Allahut dhe bidnjuni të Dërguarit!" Nëse shmangeni, (ta dini se) ai (Muahmedi) është përgjegjës për detyrën e tij ndërsa ju për atë që jeni ngarkuar. E, nëse i bindeni atij, do të jeni në rrugë të drejtë, kurse i Dërguari është i detyruar vetëm që të përcjellë qartë (mesazhin e Allahut)."** (En-Nûr, 54)

Dhe: **"Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit dhe kini kujdes!"** (El-Mâ'ide, 92) Po ashtu, thotë: **"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut."** (En-Nisâ', 80)

Pra, i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) porositi për Kuranin, dhe kjo porosi e tij përfshin edhe Sunetin, që nënkupton fjalët, veprat dhe miratimet e tij.

Kurani e nxjerrë njerëzimin nga të gjitha sprovat. Ai është tregues për rrugën e shpëtimit, udhërrëfyes për shkaqet e lumturisë, paralajmërues për shkaqet e shkatërrimit, thirrës drejt unifikimit të fjalës dhe paralajmërues nga përçarja e kundërshtimi. Allahu i Lartësuar thotë: **"Me të vërtetë, ti (Muhamed) s'ke të bësh fare me ata që e përçajnë fenë e tyre dhe shndërrohen në sekte."** (El-En'âm, 159)

Dhe ajeti: **"Mos u bëni si ata që, pasi u erdhën provat e qarta, u përçanë dhe u grindën. Për këta do të ketë dënim të madh."** (Âl-'Imrân, 105)

Dhe thotë: **"Të gjithë mbahuni fort për litarin e Allahut (Kuranin) dhe mos u përçani!"** (Âl-'Imrân, 103)

Pra, Kurani thërret drejt bashkimit rreth të vërtetës dhe porosisë së ndërsjellë për të (të vërtetën). Ashtu siç thotë Allahu:

**"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin."** (El-'Asr, 1-3)

Kjo sure e shkurtër, por madhështore, ka mbledhur mirësinë në tërësi. S'ka lënë ndonjë gjë të mirë veçse e ka përmendur, apo ndonjë gjë të keqe veçse ka paralajmëruar kundër saj.

Këta të cilët i ka veçuar kjo sure, janë të fituarit, qofshin xhinë apo njerëz, meshkuj apo femra, arabë apo joarabë, tregtarë (të pasur) apo fukara, udhëheqës apo të tjerë. Ata janë fitimtarët dhe të shpëtuarit nga humbja. Ata janë të cilët i kanë katër cilësi:

- Besimin,
- Veprat e mira,
- Porosinë e ndërsjellë për të vërtetën, dhe
- Porosinë e ndërsjellë për durimin.

Këta janë të cilët kanë shpëtuar nga humbja, ndërkaq të tjerët përveç tyre janë të humbur; secili në bazë të asaj që i ka ikur nga këto katër cilësi.

Andaj, besoje Allahun dhe fjalët e Tij; besoji ato që janë saktësuar prej fjalëve të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) dhe çdo gjë për të cilën ka treguar Allahu dhe i Dërguari prej çështjeve të Ahiretit, Xhenetit, zjarrit, llogarisë, shpërblimit/ndëshkimit, e gjëra të tjera të kësaj natyre. Beso se vetëm Allahu e meriton adhurimin, se Ai është një e i pashoq, se adhurimi është e drejtë vetëm e Tij dhe se ai nuk bën t'i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut. Pohoj si të vërteta të gjitha këto.

Ashtu siç tregoi Allahu në Librin e Tij madhështor, ku tha:

**"Andaj adhuro vetëm Allahun me përkushtim të çiltër për Të!"** (Ez-Zumer, 2) Dhe:

**"Zoti yt ka urdhëruar që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij ..."** (El-Isrâ', 23) Gjithashtu tha:

**"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë!"** (El-Fâtiha, 5)

Dhe ajetet: **“E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë ...”** (El-Bejjine, 5)

**“I Adhuruari juaj është një i adhuruar i vetëm! S’ka të adhuruar tjetër të vërtetë, përveç Atij, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!"** (El-Bekare, 163)

**“Allahu është Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është Mbikëqyrës i çdo gjëje**” (Ez-Zumer, 62)

**“Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të më adhurojnë”** (Edh-Dhârijât, 56)

**“O njerëz! Adhuroni Zotin tuaj ...”** (El-Bekare, 21)

Pra, kjo është baza e fesë dhe themeli i miletit: (pra) të besosh se vetëm Allahu është Krijuesi, Furnizuesi, se vetëm Ai është i adhuruari i vërtetë dhe se Atij i përkasin emrat më të bukur dhe atributet më të larta; (se) Atij askush nuk i përngjanë dhe askush s’është i barabartë a i krahasueshëm me Të. Ai nuk ka shok në adhurim dhe as në sundimin e rregullimin (drejtimin) e universit.

Ashtu siç thotë i Lartësuari: **“Allahu! Nuk ka të adhuruar tjetër (të vërtetë) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje!”** (El-Bekare, 255) Dhe thotë:

**“Thuaj: “Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Es-Samedu (Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim). Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!”** (El-Ihlâs, 1-4)

**“Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha”** (Esh-Shûra, 11)

**“Kjo është kështu, sepse Allahu është e Vërteta (i vetmi që meriton të adhurohet), kurse gjithçka që adhurohet, përveç Tij, është e pavërteta. Dhe, pa dyshim, Allahu është më i Lartësuari dhe i Madhërishmi.”** (El-Haxhxh, 62)

**“Xhamitë i janë kushtuar vetëm Allahut, prandaj mos iu lutni askujt krahas Allahut!”** (El-Xhinn, 18)

Ajetet që flasin rreth kësaj tematike janë të shumta.

Përmbledhtas: çdokush, xhin apo njeri, e ka për të detyrë ta adhurojë vetëm Allahun dhe të besojë me një besim të prerë se vetëm Ai është Krijuesi e Furnizuesi dhe s’ka krijues dhe Zot tjetër përveç Atij. Po ashtu, të besojë se vetëm Allahu është meritor për adhurim e askush tjetër. Të besojë se Allahu e meriton të adhurohet me lutje, frikë, shpresë, namaz, agjërim, therje të kurbanit, zotim, e tjerë. Të gjitha duhet të kryhen vetëm për Allahun, pa i vënë Atij asnjë shok. I Lartësuari thotë:

**“Drejtohu me përkushtim në fenë e pastër monoteiste, natyrën fillestare, në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit”** (Er-Rûm, 30) Dhe:

**“E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë...”** (El-Bejjine, 5)

Pikërisht ky është kuptimi i shprehjes *la ilahe il-lAllah*; kuptimi i saj është: s’ka të adhuruar (të vërtetë/me të drejtë) përveç Allahut. Siç thotë Allahu:

**“Dije se nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut!”** (Muhammed, 19)

Domethënë, dije se vetëm Allahu e meriton adhurimin e askush tjetër përveç Tij.

Ndërkaq, kush adhuron idhujt apo banorët e varrezave, apo drunjtë, gurët, engjëjt, profetët, ai i ka bërë shirk (shok) Allahut dhe e ka prishur e kundërshtuar shprehjen *la ilahe il-lAllah*. Ai i ka kundërshtuar fjalët e Allahut:

**“E, megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë...”** (El-Bejjine, 5) dhe:

**“Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të më adhurojnë”** (Edh-Dhârijât, 56)

Kështu, ai është bërë prej idhujtarëve, qofshin ata adhurues varrezash, idhujsh, drurësh, gurësh, të cilët kërkojnë ndihmë e shpëtim nga të varrosurit dhe që kërkojnë bekim nga varret e atyre, apo bëjnë tavaf (rrotullohen) rreth varreve të tyre duke shpresuar nga ta dobi e shpërblim, apo kërkojnë nga ta fëmijë si dhe gjëra tjera të kësaj natyre që i bëjnë adhuruesit e varreve e idhujve, apo kërkojnë ndihmë nga yjet, nga xhinët, nga engjëjt, nga profetët apo nga krijesat e tjera.

Të gjitha këto gjëra e prishin thënien *la ilahe il-lAllah* dhe janë shirk që kundërshton dhe bie ndesh me teuhidin (njësinë) e Allahut. Këto gjëra bien ndesh me fjalët e Allahut:

**“E, megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë ...”** (El-Bejjine, 5)

**“E sikur ata të adhuronin dikë tjetër në vend të Allahut, do t’u humbte çdo gjë nga ajo që kanë bërë.”** (El-En’âm, 88)

**“Me të vërtetë, të është shpallur ty (o Muhamed), si dhe atyre që kanë qenë para teje: “Nëse i shoqëron Allahut diçka tjetër, me siguri që punët tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit.”** (Ez-Zumer, 65)

**“Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë”** (En-Nisâ', 48 dhe 116)

**“(Kujtoje) kur Lukmani i tha të birit duke e këshilluar: “O djali im, mos i shoqëro Allahut asgjë! Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe”** (Lukmân, 13)

Kështu, patjetër duhet të ketë teuhid (njësim) të Allahut dhe patjetër duhet të jesh i sinqertë ndaj Tij në namazin tënd, në agjërimin tënd, në therjen e kurbanit, në zotimin tënd, në frikën e shpresën tënde, si dhe në të gjitha adhurimet tua të tjera. Në të gjitha këto ti patjetër duhet të largohesh nga shirku dhe të kesh kujdes prej tij, dhe njëkohësisht të besosh se vetëm Allahu është Zoti e Krijuesi yt e askush tjetër, si dhe të besosh në emrat e cilësitë e Tij; të besosh se Ai i ka cilësitë më të larta dhe emrat më të bukur, se askush nuk është i ngjashëm, i krahasueshëm apo i barabartë me Të.

Ashtu siç thotë Allahu: **“Allahut i përkasin emrat më të bukur, andaj thirreni Atë (lutjuni Atij) me to ...”** (El-A’râf, 180) Dhe:

**“Prandaj mos sajoni zota të barabartë me Allahun, duke qenë se ju e dini (se vetëm Ai meriton të adhurohet).”** (El-Bekare, 22)

**“Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha”** (Esh-Shûra, 11)

**“Thuaj: “Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Es-Samedu (Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim). Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!”** (El-Ihlâs, 1-4)

Gjithashtu, çdo njeri e ka për detyrë të besojë se Allahu i patëmeta është Krijuesi dhe Shpikësi i tij, se Ai është Krijuesi dhe poseduesi i çdo gjëje, se vetëm Ai e meriton adhurimin dhe se vetëm Ai është i adhuruari i vërtetë.

Dhe njeriu nuk beson me besim të plotë, përderisa nuk beson se Allahut të patëmeta i përkasin emrat më të bukur dhe cilësitë më të larta, se të gjithë emrat e Tij janë në shkallën më të lartë të bukurisë, se të gjitha atributet e Tij janë në shkallën më të lartë, dhe se askush nuk është i ngjashëm, i njëjtë apo i krahasueshëm me Të. Ashtu siç thotë Allahu:

**“Thuaj: “Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Es-Samedu (Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim). Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!”** (El-Ihlâs, 1-4)

**“A e njeh ti ndokënd që është i ngjashëm me Të?!”** (Merjem, 65) Domethënë, askush s’është i ngjashëm, i krahasueshëm me Të apo ortak i Tij.

**“Prandaj, mos sajoni zota të barabartë me Allahun, duke qenë se ju e dini (se vetëm Ai meriton të adhurohet).”** Domethënë, mos sajoni zota të barabartë me Allahun, të cilëve u luteni krahas Tij. Dhe thotë i Lartësuari:

**“Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha”** (Esh-Shûra, 11)

Pra, Allahu i dëgjon fjalët e robërve të Tij dhe lutjet e tyre, si dhe i sheh ata. Mirëpo, megjithëkëtë, Atij nuk i ngjason askush as në Qenien e Tij, as në dëgjimin e shikimin e Tij dhe as në të gjitha cilësitë e Tij. Pra, Ai është i përsosuri në çdo gjë, ndërsa krijesat janë ato që janë të mangëta. Kështu, Atij i përket përsosmëria në çdo aspekt.

Andaj, ti duhet të meditosh rreth Kuranit, në mënyrë që t’i njohësh këto domethënie. Përsiat mbi Kuranin, prej fillimit e deri në fund të tij; prej Fatihâs, e cila është surja më madhështore në të, e deri në fund të mus’hafit, suret El-Ihlâs, El-Felek dhe En-Nâs.

Mendo thellë rreth Kuranit dhe lexoje atë me meditim e vëmendje, dhe duke pasur si qëllim punën me të dhe dobinë. Mos e lexo atë me zemër të shkujdesur, por me zemër të pranishme dhe pyet dijetarët për gjërat që i ke të paqarta në të, edhe pse - falënderimi qoftë për Allahun - pjesa më e madhe e Kuranit është

e qartë, si për njerëzit e thjeshtë, ashtu dhe për të veçantët, të cilët e dinë gjuhën arabe. Për shembull, fjalët e Allahut:

**“Faleni rregullisht namazin, sidomos atë të mesmin, dhe qëndroni me përulje para Allahut duke qenë në namaz.”** (El-Bekare, 238) Dhe:

**“Falni namazin, jepni zekatin dhe bindjuni të Dërguarit, për të fituar mëshirën e Allahut!”** (En-Nûr, 56)

**“Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut.”** (En-Nisâ', 80)

**“Faleni namazin, jepeni zekatin dhe përkuluni në ruku bashkë me ata që përkulen (në namaz).”** (El-Bekare, 43)

**“O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi ...”** (El-Bekare, 183)

**“Dhe vizita (për haxh) e Shtëpisë (Qabesë) është detyrë me të cilën njerëzit i detyrohen Allahut, për këdo që ka mundësi të përballojë rrugën.”** (Âl-‘Imrân, 97)

**“O besimtarë! Me të vërtetë, pijet alkoolike, bixhozi, idhujt dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Prandaj, largohuni nga këto, me qëllim që të shpëtoni!”** (El-Mâ'ide, 90)

**“Allahu e ka lejuar tregtinë, kurse kamatarinë e ka ndaluar.”** (El-Bekare, 275)

Pra, të gjitha këto ajete janë të qarta. Në to, Allahu u ka sqaruar robërve të Vet gjërat që ua ka ndalur dhe ato që i kanë të lejueshme, si dhe gjërat që ua ka urdhëruar.

Ndërmjet gjërave që Allahu i ka ndaluar është padrejtësia (zullumi). Allahu i Lartësuar thotë:

**"Të padrejtët, nuk kanë as mbrojtës, as ndihmës."** (Esh-Shûra, 8) Dhe:

**"Kush prej jush ka bërë padrejtësi, Ne atij do t'i japim të shijojë dënim të madh."** (El-Furkân, 19)

Andaj, o rob i Allahut, mos iu bëj zullum njerëzve, qoftë në vetët, nderet apo pasuritë e tyre. Ki kujdes nga zullumi, sepse përfundimi i tij është fatal. Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Myslimani në tërësi është i ndaluar për myslimanin: gjaku i tij, nderi i tij dhe pasuria e tij.*" (Muslimi).

Andaj, ki mendjen dhe mos i bëj zullum apo mashtrim njeriut, qoftë ai i pasur apo i varfër. Ruaju nga padrejtësia në raportet e tua me të tjerët si dhe në çdo gjë tjetër. Nëse je drejtor kompanie apo ferme dhe ke punëtorë apo ke punëtorë në shtëpi, jepu hakun që u takon dhe përmbushi kushtet me të cilat jeni marrë vesh; mos i shih si të dobët e t'i mashtrosh. Ji kështu në të gjitha çështjet tua dhe mos u bëj tradhtar e mashtrues në shitblerjen tënde.

Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Kushdo që na mashtron, s'është prej nesh."* (Muslimi). Ndërsa Allahu i madhërishëm thotë:

**“Allahu ju urdhëron që amanetet t’ua ktheni atyre që u përkasin...”** (En-Nisâ', 58)

Dhe thotë Allahu duke i përshkruar besimtarët: **“Të cilët u përmbahen amaneteve dhe detyrimeve të marra.”** (El-Mu’minûn, 8)

Po ashtu, thotë: **“O besimtarë! Mos e tradhtoni Allahun dhe të Dërguarin e mos i tradhtoni amanetet me vetëdije.”** (El-Enfâl, 27) Kështu, nëse je agjent i dikujt në fermën, kompaninë apo në ndonjë vend tjetër, mos e tradhto; ji i sinqertë dhe kryeje detyrën që ke marr përsipër; mos merr ndonjë gjë prej hakut të tij, përveçse me lejen e tij. Po ashtu, edhe në të gjitha çështjet tjera, ai që është agjent në tregti apo që jep me qira, apo që merret me shitblerjen e hurmave, duhet të jetë i sinqertë. Allahu thotë:

**“Të cilët u përmbahen amaneteve dhe detyrimeve të marra.”** (El-Mu’minûn, 8)

Nëse ke borxh, ki frikë Allahun në kthimin e tij e mos thuaj: “Nuk mundem”, duke gënjyer në këtë. Ki frikë Allahun dhe ktheja borxhin atij që e meriton, ngaqë ti je i urdhëruar me një gjë të tillë; je i urdhëruar që t’i kthesh të drejtat e të tjerëve dhe që t’i plotësosh detyrimet.

Allahu thotë në fillim të sures El-Mu’minûn: **“Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre, të cilët shmangen nga gjërat e kota, të cilët japin zekatin (domethënë që e pastrojnë veten dhe pasurinë e tyre), të cilët i ruajnë organet e turpshme (domethënë i**

**ruajnë nga marrëdhëniet e jashtëligjshme dhe nga homoseksualizmi, si dhe nga mëkatet e tjera), përveçse me gratë e tyre ose me skllavet që kanë në zotërim; për këtë nuk janë fajtorë. Ndërsa ata që kërkojnë përtej kësaj, pikërisht ata janë shkelës (të kufijve). Dhe ata të cilët u përmbahen amaneteve dhe detyrimeve të marra.”** Domethënë, u përmbahen amaneteve dhe besëve, derisa t'i kryejnë ashtu siç ka urdhëruar Allahu. Po ashtu, fjala e fshehtë (e thënë në besë) është prej amaneteve, andaj mos e flit atë dhe mos e përhap të fshehtën. Kush të thotë: “Bëj kështu e ashtu dhe mos i trego askujt”, atëherë ky është një sekret midis teje dhe atij, kështu që mos e tradhto atë. Po ashtu, mos e tradhto amanetin e fshehtë në të cilin s'ka dëm për askënd.

Kushdo që të porositë të kujdesesh për familjen apo fermën e tij, atëherë kryeje detyrën dhe dije se Allahu është Mbikëqyrës mbi ty. Nëse ke marrë prej ndokujt ndonjë gjë për të përmbushur nevojat e tua, atëherë ktheja të drejtën që i takon dhe mos e tradhto. Ki frikë Allahun dhe ktheja të gjitha ato që i ke marrë prej tij apo ktheja vlerën e tyre, nëse i ke marrë përmes shitblerjes. Mos i moho ato që duhet të ia kthesh, nëse ai ka harruar, por ktheja të gjitha dhe thuaj: “Unë duhet të të kthejë në vlerë kaq e kaq.”

Allahu thotë: **“Dhe të cilët i kryejnë rregullisht faljet.”**

Namazi është obligimi më i madh dhe më i rëndësishëm pas teuhidit (dy shehadeteve). Namazi është shtylla e Islamit, andaj ki frikë Allahun lidhur me të dhe fale së bashku me xhemat. Allahu thotë:

**“Faleni rregullisht namazin”** (El-Bekare, 238)

**“Faleni namazin dhe jepeni zekatin!”** (El-Bekare, 110)

**“Dhe fale namazin! Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar.”** (El-'Ankebût, 45)

**“Dhe ata që i falin namazet rregullisht, pikërisht ata do të jenë të nderuar në kopshtet e Xhenetit.”** (El-Me’ârixh, 34-35)

Allahu thotë duke treguar për hipokritët: **“Në të vërtetë, hipokritët përpiqen ta mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata. Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë dhe vetëm sa për t’u parë para botës, dhe Allahun e përmendin fare pak.”** (En-Nisâ', 142)

Andaj, mos ji i kënaqur për veten tënde t’u ngjasosh atyre dhe mos u bëj sikurse ata, i ngathët në namaze, sikur të tërhiqeshe zvarrë drejt tyre. Por, bëhu aktiv e plot energji, dhe shpejto drejt namazeve, qoftë në namaz të sabahut apo në namazet tjera. Mos i jep përparësi gjumit ndaj namazit të sabahut apo namazeve tjera, por bëhu prej atyre që janë të durueshëm, që nxitojnë në kryerjen e namazeve dhe që e dinë se janë nën Mbikëqyrjen e Allahut në çfarëdo kohe.

Bëhu i fortë në këtë me gruan, fëmijët dhe shërbëtorët (punëtorët) e tu, duke qenë ti i pari i tyre dhe shembull për ta. Kur ta dëgjosh ezanin, shpejto drejt namazeve, sabahut, drekës, ikindisë, akshamit dhe jacisë, ashtu siç të ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij (salallahu alejhi ue selem).

Allahu i patëmeta thotë:

**“Faleni rregullisht namazin, sidomos atë të mesmin”** (El-Bekare, 238)

Namazi i mesëm është ikindia. Allahu e veçoi atë, për shkak të pozitës së lartë që e ka.

Dhe thotë Allahu:

**“Falni namazin, jepni zekatin dhe bindjuni të Dërguarit që të fitoni mëshirën e Allahut!”** (En-Nûr, 56)

Falja e namazit nënkupton kryerjen e saj ashtu siç ka urdhëruar Allahu.

Ndërsa jepja e zekatit do të thotë: t’ua japësh atë atyre që e meritojnë ashtu siç ka urdhëruar Allahu. Kështu, jepe zekatin e pasurive që i posedon ashtu siç ka urdhëruar Allahu dhe mos u bëj koprrac. Luftoje veten në dhënien e zekatit, në mënyrë që nga pasuria që posedon t’ua japësh një pjesë atyre që janë të denjë për të, qoftë ajo pasuri në monedha, dele (dhi), deve, lopë, artikuj të biznesit, pasuri tjera që duhet t’u nxirret zekati si rrobat, enët, apo veturat, etj., të cilat bëhen gati për shitje.

Andaj, ti e ke për detyrë të nxjerrësh zekatin e secilit mall për të cilin duhet të jepet ai, sa herë që kalon një vit.

Kështu, për shembull, në njëqind dërhemë, dinarë apo monedha tjera nxirr 2.5 %, që janë katër të dhjetat (4/10); në njëmijë (1000) (nxirr) njëzetepesë (25), dhe në njëqindmijë (100000) (nxirr) dymijepesëqind (2500).

Nëse ke dele (dhi) dhe ato kullosin tërë vitin apo pjesën më të madhe të tij, atëherë prej dyzet (40) e deri në njëqind e njëzet (120) nxirre një *xhedh'a* prej deleve (që ka mbushur gjashtë muaj dhe ka hyrë në të shtatin), apo një *thenij* prej dhive (që ka mbushur një vit dhe ka hyrë në të dytin).

Pastaj, prej njëqindenjëzetenjë (121) e deri në dyqind (200) nxirri dy.

Më tej, prej dyqindenjë (201) nxirri tri dele.

Pastaj, obligimi ngecë (nuk lëviz veçse) në çdo njëqind dele. Kështu, në katërqind (400) dele nxirri katër (4), në peseëqind (500) nxirri pesë, e kështu radhazi.

Sa i përket zekatit të deveve, atë e ka sqaruar në detaje Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Kështu, nëse devetë kullosin tërë vitin apo pjesën më të madhe të tij dhe janë dhjetë, atëherë nxirren dy dele.

Nëse janë pesëmbëdhjetë, nxirren tri dele. Nëse janë njëzet, nxirren katër dele.

Kështu deri në njëzetepesë. E, kur të arrijnë në njëzetepesë, atëherë nxirret një *bint mehad* (deve femër që ka mbushur një vit); nëse nuk gjendet, atëherë mjafton të nxirret në vend të saj një *ibën lebun* (mashkull që ka mbushur dy vite). Kështu deri në tridhjetepesë.

E kur të arrijnë tridhjetegjashtë, nxirret një *bint lebun* (femër që ka mbushur dy vite). Kështu deri në dyzetepesë.

E, kur të bëhen dyzetegjashtë, nxirret një *hikka* (deve femër që ka mbushur tri vite). Kështu deri në gjashtëdhjetë.

E, kur të bëhen gjashtëdhjetenjë, atëherë nxirret një *xhedhe'ah* (femër që ka mbushur katër vite). Kështu deri në shtatëdhjetepesë.

E, kur të bëhen shtatëdhjetegjashtë, nxirren dy *bint lebun*. Kështu deri më nëntëdhjetenjë.

E, kur të bëhen nëntëdhjetenjë, nxirren dy *hikka* (të afta për çiftim), dhe kështu deri në njëqindenjëzet.

E, kur të kalon njëqindenjëzetëshin, atëherë në çdo dyzet deve nxirret një *bint lebun*, ndërsa në çdo pesëdhjetë një *hikka*.

Zekati i lopëve:

Nëse ato kullosin tërë vitin apo pjesën më të madhe të tij, atëherë në çdo tridhjetë nxirret një *tebi'* apo një *tebi'a* (mashkull apo femër që kanë mbushur një vit).

Në dyzet lopë nxirret një *musinne* (që ka mbushur dy vite).

Në gjashtëdhjetë nxirren dy *tebi'* apo dy *tebi'a*.

Në shtatëdhjetë një *tebi'* dhe një *musinne*.

Në tetëdhjetë nxirren dy *musinne*.

Në nëntëdhjetë tre *tebi'* apo tri *tebi'a*.

Në njëqind dy *tebi'* apo dy *tebi'a* dhe një *musinne*.

Në njëqindenjëzet tri *musinne* apo katër *tebi'a*.

Pastaj obligimi ndalet. Kështu, në çdo tridhjetë e jep një *tebi'* apo *tebi'a*, kurse në çdo dyzet një *musinne*.

Sa u përket drithërave dhe frutave të cilat maten (peshohen) dhe deponohen, atëherë prej tyre nxirret një e njëzeta (5%), nëse ujiten përmes puseve apo makinerive për ujitje (me mund nga njeriu). E, nëse ujiten nëpërmjet shiut apo lumenjve e të ngjashme me këto, (pa dhënë mund) atëherë prej tyre nxirret një e dhjeta (10%); tërë kjo, nëse ato arrijnë peshën e pesë *eusukë*-ve (përafërsisht 653 kg.) Kjo për shkak të hadithit: *"Nga ato që i ujit shiu dhe burimet nxirret një e dhjeta, ndërsa nga ato që ujiten me spërkatje nxirret një e njëzeta."* (Buhariu). Po ashtu, hadithi tjetër: *"Nëse drithërat apo hurmat peshojnë më pak se pesë eusukë, atëherë në to s'ka zekat."* (Buhariu dhe Muslimi).

Sa i përket agjërimit të Ramazanit, që njëkohësisht është edhe shtylla e katërt e Islamit, e ke për detyrë t'i tutesh Allahut. Andaj, kur të vijë Ramazani, e ke për detyrë të agjërosh së bashku me njerëzit, ashtu siç të ka urdhëruar Allahu dhe ta ruash agjërimin nga gjërat e kota, nga përgojimi, bartja e fjalëve dhe nga të gjitha mëkatet e tjera; mos e njollos agjërimin tënd me diçka prej tyre; përkundrazi, ti e ke për detyrë ta ruash agjërimin tënd nga çdo mëkat. Kjo për shkak të hadithit: *"Allahu nuk ka nevojë për agjërimin e dikujt që lë ushqimin dhe pirjen dhe nuk braktis fjalët e këqija dhe të vepruarit me to."* (Buhariu)

Po ashtu, ti e ke për detyrë të fitosh pasurinë dhe ta kërkosh atë përmes punëve që janë hallall (të lejueshme) dhe ki kujdes nga gjërat që janë haram (të ndaluara). Agjëro në mënyrë të saktë dhe

së bashku me të gjitha gjymtyrët nga gjërat që Allahu i ka ndaluar. Kështu është agjërimi i saktë, pra, të përmbahesh nga ngrënia e pirja, si dhe nga çdo gjë që Allahu e ka ndaluar.

Kështu edhe gjatë kohës sa je në haxhillëk:

Mos bëj *refeth* (kjo fjalë përfshinë fjalët e turpshme, marrëdhëniet seksuale apo veprat e fjalët paraprake të tyre) dhe *fusuk* (çfarëdo mëkati e shthurje). Kështu, ruaje haxhin tënd nga të gjitha mëkatet dhe ki mendjen nga gjëra të tilla në çfarëdo gjendje që je. Kjo për shkak të hadithit: *"Kush e kryen haxhin dhe nuk bën refeth e fusuk gjatë tij, kthehet sikur ditën kur e ka lindur nëna."* (Buhariu dhe Muslimi). Dhe hadithit: *"Umreja deri në umren tjetër i shlyen mëkatet midis tyre, ndërsa për haxhin mebrur s'ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit."* (Buhariu dhe Muslimi). Haxhi *mebrur* është ai në të cilin s'ka pasur *refeth* e as *fusuk*.

Gjithashtu, ti e ke për detyrë të kesh kujdes nga tradhtia, mashtrimi dhe rrena në të gjitha raportet e tua. Përcillet se Profeti (salallahu alejhi ue selem) kaloi pranë një njeriu i cili kishte nxjerrë në treg një grumbull ushqim për ta shitur. Profeti (salallahu alejhi ue selem) vërejti se ushqimi kishte diçka, andaj dhe e futi dorën brenda dhe me gishtat e tij preku lagështi. *"Ç'është kjo, o pronar i ushqimit?*" - e pyeti. "E ka lagur shiu, o i Dërguar i Allahut" - tha ai. Profeti i tha: *"Përse nuk e vure sipër ushqimit që ta shohin njerëzit? Kush mashtron, s'është prej nesh.*" (Muslimi).

Ajo çfarë dua të them është se në Librin e Allahut ka udhëzim, dritë, thirrje drejt çdo të mire dhe paralajmërim nga çdo e keqe. Po kështu është edhe suneti i të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem).

Andaj, porosia ime drejtuar vetes dhe të gjithë myslimanëve është që të kemi frikë Allahun në çdo gjendje. Allahut i frikohemi atëherë kur me sinqeritet i bindemi Atij nëpërmjet kryerjes së obligimeve, lënies së harameve dhe ndaljes tek kufijtë (dispozitat) e Tij.

Dhe s'do mend se prej frikës ndaj Allahut është përkujdesja ndaj Kuranit, meditimi rreth kuptimeve të tij, si dhe shpeshtimi i leximit të tij, qoftë nga ajo që dihet përmendsh apo duke lexuar, së bashku me reflektim e vëmendje dhe pastaj duke punuar sipas mësimeve të tij. Allahu fuqiplotë thotë:

**"Ky Kuran është një Libër i bekuar që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t'u këshilluar me të mendarët."** (Sâd, 29)

Pra, Kurani nuk ka zbritur për t'u vënë në dollapë apo vetëm për t'u lexuar e mësuar përmendsh, por ka zbritur për t'u lexuar me meditim dhe për të punuar me të. I Lartësuari thotë:

**"Elif Lâm Râ. Këtë Libër ta kemi zbritur ty (o Muhamed), për t'i nxjerrë njerëzit, me lejen e Zotit të tyre, nga errësirat në dritë..."** (Ibrâhîm, 1) **"Ky libër që kemi zbritur është i bekuar, prandaj ndiqeni dhe druhuni kundërshtimit, në mënyrë që të mëshiroheni."** (El-En'âm, 155)

Ndërkaq, në haxhin e lamtumirës, në ditën e Arafatit, Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: *"Unë po jua lë në mesin tuaj atë që, nëse ju e shtrëngoni fort, nuk do të devijoni kurrë: Librin e Allahut."* Ndërsa një version tjetër qëndron: *"Unë po jua lë në mesin tuaj dy gjëra me peshë (të rëndësishme). E para prej tyre është Libri i Allahut. Në të ka*

*udhëzim dhe dritë, andaj kapeni atë dhe mbahuni fort për të."* Pastaj tha: *"Dhe familjen time. Jua përkujtoj Allahun lidhur me familjen time!"* (Muslimi) Domethënë, gratë e tij dhe të afërmit nga Benu Hashimi.

Ai i përkujtonte njerëzit lidhur me pjesëtarët e familjes së tij që të sillen butë me ta, t'u bëjnë mirë, të mos i lëndojnë dhe që t'ua japin të drejtat e tyre, përderisa ata janë të kapur për fenë e tij dhe pasues të sheriatit, me të cilin ai (salallahu alejhi ue selem) ka ardhur.

Është saktësuar nga Abdullah bin Ebu Eufa (radijAllahu anhu) se qe pyetur lidhur me atë se çfarë ka porositur i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) e ai kishte thënë: "Ka porositur për Librin e Allahut." Domethënë, ka porositur për Kuranin. Pra, Kurani është porosia e Allahut dhe porosia e të Dërguarit të Tij (alejhis-salatu ues-selam). Pra, Allahu na ka porositur lidhur me këtë libër dhe ka thënë:

**“Ky libër që kemi zbritur është i bekuar, prandaj ndiqeni..."** (El-En’âm, 155)

Kjo është porosia dhe urdhri i Allahut, pra, që të pasohet libri i Tij dhe të kapemi për të.

Allahu i Madhërishëm thotë: **"Allahu ka zbritur fjalën më të bukur (Kuranin) në formën e një libri, pjesët e të cilit i ngjasojnë njëra-tjetrës dhe përsëriten. Prej tij rrëqethet lëkura e atyre që i frikësohen Zotit të tyre e, mandej qetësohen lëkura dhe zemrat e tyre, kur përmendet Allahu."** (Ez-Zumer, 23)

Pra, Libri i Allahut është fjala dhe tregimi më i bukur, ashtu siç thotë Ai:

**“Ne të tregojmë ty (Muhamed) tregimin më të bukur përmes zbritjes së këtij Kurani, ndonëse ti, me të vërtetë, nuk ke qenë në dijeni më parë.”** (Jûsuf, 3)

Kështu, Kurani është tregimi më i bukur. Në të, Allahu na ka treguar për ngjarjet e lashta të Ademit, të Nuhut, Hudit, Salihut dhe të Dërguarve të tjerë që përmenden në Kuran. Na ka treguar për popujt e tyre dhe ndëshkimet që i kapluan ata, si dhe për të devotshmit, sesi u ndihmuan dhe u përkrahën (nga Allahu) dhe si u erdhi përfundimi i lumtur. Nuk ka tregime më të bukura sesa ato të Kuranit. Ndërmjet tregimeve të tij janë edhe ato që flasin për cilësitë e banorëve të Xhenetit e Zjarrit, për llojet e kënaqësive dhe të ndëshkimeve, për ngjarjet e ditës së Kiametit, të shpërblimit/ndëshkimit, llogarisë, si dhe lajme tjera madhështore.

Andaj, porosia drejtuar të gjithëve, burra e gra, xhinë e njerëz, është përkujdesja ndaj Librit të Allahut dhe shpeshtimi i leximit të tij me meditim, si dhe të punuarit sipas mësimeve të tij. Po ashtu, përkujdesja ndaj sunetit të të Dërguarit, ngaqë ai hyn në porosinë për përkujdesjen ndaj Librit të Allahut. Kjo sepse Allahu ia ka shpallur Profetit (salallahu alejhi ue selem) si Kuranin, ashtu edhe sunetin. I Madhërishmi thotë:

**"Betohem në yllin kur perëndon se shoku juaj (Muhamedi) nuk ka humbur e nuk ka devijuar. Ai nuk flet sipas qejfit të vet, por ajo (që thotë) është vetëm shpallje (e Allahut) që i vjen atij."** (En-Nexhm, 1-4)

Dhe: **"O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja. Nëse nuk pajtoheni në ndonjë gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit (Kuranit dhe sunetit), nëse besoni Allahun dhe Ditën e Fundit. Kjo për ju është më e mira dhe shpjegimi më i bukur."** (En-Nisâ', 59)

Ndërkaq, Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Mua më është dhënë Kurani dhe diçka e ngjashme me të."*

Pra, porosia për Kuranin është edhe porosi për sunetin, andaj të gjithë myslimanët e kanë për detyrë të punojnë sipas Kuranit dhe sunetit dhe të gjykojnë me to. E kanë për detyrë të përfitojnë nga suneti - hadithet e sakta, të mësojnë përmendësh sa të munden dhe të pyesin për ato që janë të paqarta, ngaqë Allahu ka porositur për të (sunetin).

I Lartësuari thotë: **"Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit dhe kini kujdes!”** (El-Mâ'ide, 92)

**"Le të kenë mendjen ata që e kundërshtojnë urdhrin e tij (Muhamedit) që të mos i arrijë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm."** (En-Nûr, 63)

**"Këta janë kufijtë e caktuar prej Allahut. Atë që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Ai e shpie në kopshte nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojë përherë. Kjo është fitorja e madhe. Ndërsa atë që nuk i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe shkel kufijtë e vënë prej Tij, Allahu e shpie në zjarr, ku do të qëndrojë përherë dhe për të ka ndëshkim poshtërues."** (En-Nisâ', 13-14)

Nga Allahu kërkojmë shpëtim!

Porosia drejtuar vetes, juve dhe të gjithë myslimanëve, si dhe të gjithë atyre që u mbërrijnë këto fjalë, është frika ndaj Allahut, përkujdesja ndaj Librit të Tij fisnik dhe porosia e ndërsjellë për një gjë të tillë me fjalë, me vepra dhe me këshilla. Ndërsa, kush nuk tregohet i kujdesshëm për këto, do jetë prej të humburve. Allahu thotë:

**“Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin.”** (El-‘Asr, 1-3)

Këta janë të lumturit dhe fitimtarët; ata që besuan në Allahun, në të Dërguarin e Tij, në dispozitat e Tij, që e adhuruan sinqerisht Atë, që i kryen obligimet e u larguan nga haramet, që ia porositën (këshilluan) njëri-tjetrit të vërtetën dhe që urdhëruan për të mirë e ndaluan nga e keqja. Mandej, pas gjithë kësaj, ata duruan dhe nuk u ligështuan, derisa e takuan Zotin e tyre. Këta janë ata që përmenden në fjalët e Allahut:

**"Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin. Ata urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat, falin namazin, japin zekatin dhe i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këta janë ata që do t’i mëshirojë Allahu."** (Et-Teube, 71)

Kjo është gjendja e besimtarëve të cilëve Allahu ua ka premtuar faljen: "Këta janë ata që do t’i mëshirojë Allahu". Në këtë botë, ata shpërblehen me sukses, udhëzim dhe përforcim,

ndërsa në ahiret, ata shpërblehen me hyrje në Xhenet dhe me shpëtim nga zjarri. Këta janë të përmendurit në fjalët e Allahut:

**“Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin.”** (El-‘Asr, 1-3)

Dhe thotë Allahu në këtë kontekst: **“Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe e armiqësi!”** (El-Mâ'ide, 2)

Punët e mira dhe të ruajturit nga të këqijat janë kryerja e obligimeve dhe braktisja e harameve.

Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Feja është këshillë"*. Ne thamë: "Për kë, o i Dërguar i Allahut?" Ai tha: *"Për Allahun, për Librin e Tij, për të Dërguarin e Tij, për udhëheqësit e myslimanëve dhe njerëzit e rëndomtë prej tyre."* (Muslimi)

Dhe thotë: *"Besimtari për besimtarin është sikurse ndërtesa pjesët e së cilës e mbajnë njëra-tjetrën,"* dhe i gërshetoi gishtat e tij.

Po ashtu, hadithi: *"Shembulli i besimtarëve në dashurinë, mëshirën dhe ndjenjat e ndërsjella, është si shembulli i një trupi; nëse njëra pjesë e tij ankon, i gjithë trupi vuan nga pagjumësia dhe ethet."*

Kështu ishin shokët e Profetit dhe pasuesit e tyre në të mira; ata e ndihmonin njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat, e këshillonin njëri-tjetrin, ia porosisnin njëri-tjetrit të vërtetën e durimin, ishin thirrës drejt mirësisë, paralajmëronin kundër të keqes dhe ishin durimtarë në çdo gjendje. Edhe ju e

keni për detyrë të jeni kështu me familjet tuaja, me fëmijët tuaj, me fqinjët tuaj, me shokët tuaj, si dhe me të gjithë myslimanët kudo që janë: në anije, në avion, në veturë, në tokë, në det, apo në çfarëdo vendi. Pra, o vëllezër, duhet të ia porosisni njëri-tjetrit të vërtetën, t'i ndihmoni njëri-tjetrit në punë të mira e në të ruajturit nga të këqijat, (duhet të jeni) thirrës drejt të mirës, paralajmërues ndaj të keqes, pasues të Kuranit, duke e lexuar atë me meditim e vëmendje, dhe duke punuar me të.

E lusim Allahun me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta që të na japë kuptim të fesë dhe qëndrueshmëri në të, të na ruajë ne dhe gjithë myslimanët nga të këqijat e shpirtrave dhe veprave tona, të na japë sukses drejt përkujdesjes ndaj Librit të Tij dhe sunetit të të Dërguarit të Tij, të na japë sukses që të udhëzohemi përmes tyre dhe të veprojmë me to!

E lusim Atë të na mbrojë ne dhe gjithë myslimanët nga sprovat lajthitëse dhe nga cytjet e shejtanit! E lusim Allahun ta ndihmojë fenë e Tij, ta lartësojë Fjalën e Tij dhe të na bëjë ne dhe juve prej ndihmëtarëve të fesë së Tij dhe thirrës drejt Tij me dije të plotë e me argumente! Vërtet, Ai është që dëgjon çdo gjë dhe është afër.

Salati dhe selami qofshin për robin dhe të Dërguarin e Allahut, Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij, si dhe për gjithë ata që e pasojnë atë në të mira, deri në ditën e Kiametit! S'ka ndryshim të gjendjeve e as fuqi pa lejen e Allahut.

## KËSHILLË E PËRGJITHSHME RRETH DISA GJYNAHEVE TË MËDHA[6]

Nga AbdulAziz bin Abdullah bin Baz drejtuar çdokujt që e sheh apo e lexon prej vëllezërve të mi myslimanë. Allahu më dhëntë sukses mua dhe atyre drejt gjërave që Ai i do, dhe më largoftë mua dhe ata nga gjërat që e hidhërojnë dhe e kundërshtojnë Atë! Amin!

Selamun alejkum ue rahmetullahi ue berekatuhu, më pastaj:

Porosia ime drejtuar çdo myslimani është që ta ketë frikë Allahun e Lartësuar në të gjitha gjendjet dhe që ta ruajë gjuhën nga të folurit në përgjithësi, përveç nga të folurit dobia e së cilës shfaqet haptas. Sepse ka mundësi që të folurit e lejuar të kthehet në të palejuar apo në të urryer, siç ndodh shpesh mes njerëzve.

Allahu i Lartësuar thotë: **"Për çdo fjalë që ai thotë ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm (për ta shënuar atë)"** (Kâf, 18)

**"Mos shko pas diçkaje për të cilën nuk ke dijeni. Vërtet, dëgjimi, shikimi dhe zemra, të gjithë këta do të merren në përgjegjësi"** (El-Isrâ', 36)

Dhe thotë Profeti (salallahu alejhi ue selem), në hadithin të cilin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejreh

---

**6** Marrë nga "Meusua'tu fetaua el-lexhneti ue-l-imamejn" – www.islamspirit.com

(radijAllahu anhu): *"Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le të flasë mirë ose le të heshtë".*

Ka gjëra të cilat të folurit e njeriut mund t'i tërheqë pas vete dhe të cilave duhet t'u kushtohet kujdes e të paralajmërohen njerëzit prej tyre, për arsye se janë prej gjynaheve të mëdha, të cilat e obligojnë Hidhërimin e Allahut dhe ndëshkimin e dhembshëm të Tij, si dhe për shkak të përhapjes së tyre në disa prej shoqërive.

Prej këtyre gjërave janë:

1- Përgojimi:

I cili është: të përmendurit e vëllait tënd me gjëra që, nëse atij i tregohen, nuk i vjen mirë, pavarësisht se a përmendet ai me ndonjë të metë në trupin, në prejardhjen, në moralin, në veprën, në të folurit, në fenë apo në dynjanë e tij; bile edhe në rrobat, në shtëpinë apo në kafshën e tij.

Transmetohet nga Ebu Hurejreh (radijAllahu anhu), se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"A e dini se ç'është përgojimi?"* Thanë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri". Tha: *"Të përmendurit e vëllait tënd më gjëra që ai i urren".* Shokët e tij thanë: "E, çfarë mendon, nëse vëllai im e ka atë për të cilën kam folur?". Tha: *"Nëse ai e ka atë për të cilën ke folur, atëherë e ke përgojuar; nëse jo, ke shpifur ndaj tij"* (Transmeton Muslimi)

Përgojimi është i ndaluar për çfarëdo lloj shkaku, pavarësisht se a bëhet për shkak të shuarjes së urrejtjes (brenda njeriut, sh.p.), për lajkatim ndaj të pranishmëve dhe ndihmesën e tyre në të folur, për t'ua bërë qejfin, për shkak të zilisë, të lojës apo të talljes

si kalim kohe, dhe kështu përmend të metat e të tjerëve duke i bërë të pranishmit të qeshin.

Allahu i Lartësuar e ka ndaluar përgojimin dhe ua ka tërhequr vërejtjen nga ai robërve të Tij, siç thotë:

**“O ju që keni besuar! Mënjanoni shumë dyshime, se, vërtet, disa dyshime janë gjynah. Mos e spiunoni dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin! Mos vallë dëshiron ndokush prej jush të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?! Sigurisht që ju do ta urrenit këtë! Kijeni frikë Allahun! Me të vërtetë, Allahu është Pranues i pendimit dhe Mëshirëplotë”** (El-Huxhurât, 12)

Ndërsa në hadithin, i cili transmetohet nga Ebu Hurejreh, Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *“Myslimani në tërësi është i ndalur për myslimanin; gjaku i tij, pasuria e tij dhe nderi i tij”* (Transmeton Muslimi)

Dhe ka thënë (salallahu alejhi ue selem) në fjalimin e Haxhit lamtumirës: *“Vërtet, gjaku juaj, pasuria juaj dhe nderi juaj janë të shenjta (ndaluara) për ju ashtu siç është e shenjtë kjo ditë juaja, në këtë muaj tuajin dhe në këtë vend tuajin. A e kam përcjell porosinë?!”* (Buhariu dhe Muslimi)

Gjithashtu, transmetohet nga Ebu Hurejreh se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *“Prej kamatës më të keqe është thellimi i njeriut në (shkeljen) nderin e vëllait të tij”* (Bez-zari dhe Ebu Daudi)

Janë tepër të shumta hadithet autentike të cilat ndalojnë e qortojnë përgojimin, si dhe që paralajmërojnë kundër tij.

2- Prej gjërave që duhet t'i mënjanojmë dhe të largohemi prej tyre, si dhe t'ua tërheqim vërejtjen të tjerëve nga to është bartja e fjalëve nga njëri person tek tjetri, apo nga një grup njerëzish tek grupi tjetër, apo nga një fis tek tjetri, me qëllim të prishjes dhe ndezjes së armiqësisë mes tyre.

Bartja e fjalëve është: përhapja (zbulimi) e diçkaje, përhapja e së e cilës urrehet, pavarësisht se a e urren ai për të cilin është përhapur, apo ai të cilit i përcillet, apo ndonjë personi të tretë. Dhe është krejt njëjtë si, kur përhapet me fjalë, me shkrim, me shenjë, apo me lëvizje. Gjithashtu, është njësoj qoftë kur ajo që përhapet mes njerëzve është prej thënieve a veprave, prej të metave a mangësive të atij që flitet për të, qoftë kur nuk është e tillë.

Kështu, njeriu e ka obligim të heshtë ndaj çdo gjëje që e sheh prej gjendjeve të njerëzve, përveç nëse në përhapjen e saj ka dobi myslimani apo largohet ndonjë sherr prej tij.

Nxitësi për bartjen e fjalëve ose është qëllimi i keq ndaj atij për të cilin flitet, ose shfaqja (kinse) e dashurisë ndaj atij që i përcillet, ose të kënaqurit me bisedën ose me thellimin në gjëra neveritëse e të kota. E tëra kjo është haram. Ndërsa ai të cilit i bartet fjala me çfarëdo mënyre (të bartjes), duhet të mos e marrë si të vërtetë, sepse bartësi i fjalëve konsiderohet fasik (njeri i prishtë sh.p), të cilit nuk i pranohet dëshmia.

Allahu i Patëmeta thotë: **"O ju që keni besuar! Nëse ndonjë njeri i pandershëm (fasik) jua sjell ndonjë lajm, sigurohuni mirë (në është i vërtetë) që të mos i bëni dëm**

**dikujt pa dashje e të pendoheni pastaj për atë që keni bërë”** (El-Huxhurât, 6)

Dhe, gjithashtu, e ka obligim që ta ndalojë atë nga bartja e fjalëve, ta këshillojë dhe ta shëmtojë veprën e tij, për shkak të Fjalës së Allahut:

**“… urdhëroje të mirën dhe pengoje të keqen …”** (Lukman 17)

Gjithashtu, duhet ta urrej për hir të Allahut dhe assesi mos të mendojë keq për vëllanë e tij të përfolur; përkundrazi, duhet të ketë mendim të mirë për të, për shkak të Fjalës së Allahut:

**“O ju që keni besuar! Mënjanoni shumë dyshime, se, vërtet, disa dyshime janë gjynah …”** (El-Huxhurât, 12)

Dhe për shkak të fjalës së Profetit (salallahu alejhi ue selem): *“Ruajuni nga dyshimi, sepse dyshimi është gënjeshtra më e madhe”* (Buhariu dhe Muslimi)

Dhe s’duhet të hulumtojë e ta spiunojë atë për të cilin është folur, në mënyrë që mos të bjerë në shkallë të njëjtë me bartësin e fjalëve, duke përhapur fjalët që i kanë arritur.

Janë të shumta argumentet nga Kurani dhe suneti, të cilat ndalojnë bartjen e fjalëve. Prej tyre është Fjala e Allahut:

**“Por ti mos iu bind çdo betari të përçmuar, shpifaraku, që përhap thashetheme”** (El-Kalem, 10-11)

**"Mjerë për çdo shpifës-përqeshës”** (El-Humeze, 1)

Dhe transmetohet nga Hudhejfe (radijAllahu anhu) se Profeti (salallahu alejhiu ue selem) ka thënë: *"Nuk do të hyjë në Xhenet thashethemexhiu*" (Buhariu dhe Muslimi)

Gjithashtu, transmetohet nga Ibën Mes'udi (radijAllahu anhu) se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"A dëshironi t'ju tregojë se ç'është el-'ad'hu? Ajo është en-nemimetu; përcjellja e fjalëve mes njerëzve* (me qëllim urrejtjeje mes tyre, sh.p)" (Muslimi)

Bartja e fjalëve është prej shkaqeve që e obligojnë dënimin e varrit, siç transmetohet nga Ibn Abbasi (radijAllahuanhuma) se Profeti (salallahu alejhi u selem) kaloi pranë dy varreve dhe tha: *"Këta dy janë duke u dënuar. Ata nuk janë duke u dënuar për ndonjë mëkat të madh (sipas tyre), kurse, në të vërtetë, është mëkat i madh (tek Allahu). Njëri prej tyre ka bartur fjalë mes njerëzve, kurse i dyti nuk është ruajtur nga pikat e urinës"* (Buhariu dhe Muslimi)

Janë ndaluar përgojimi dhe bartja e fjalëve, për arsye se në to ka nxitje për prishje midis njerëzve, dhe se janë shkak për lindjen e përçarjes, anarkisë, dhe për ndezjen e zjarrit të armiqësisë, urrejtjes, zilisë dhe hipokrizisë. (Dhe se janë shkak) për largimin e çdo miqësie të ngushtë dhe për vdekjen e çdo dashurie, përmes (futjes së) përçarjes, armiqësisë dhe neverisë midis vëllezërve që janë të bashkuar. Dhe, gjithashtu, janë të ndaluara, sepse në to ka rren, pabesi, tradhti, dredhi, akuza të panumërta kuturimthi ndaj të pafajshmëve dhe lëshim të frenave të sharjes, ofendimit dhe përmendjes së shëmtive. Dhe, për arsye se janë shenja të paburrërisë, poshtërsisë dhe dobësisë. Duke ja shtuar tërë kësaj se ata që përgojojnë dhe bartin fjalë, bartin gjynahe të shumta, të cilat tërheqin Hidhërimin e Zemërimin e Allahut si dhe ndëshkimin e dhembshëm të Tij.

3- Prej gjërave që duhet t'i mënjanojmë dhe të largohemi prej tyre është edhe vesi i urryer/qortuar – zilia.

Zilia është: që njeriu të dëshirojë largimin e begatisë nga vëllai i tij mysliman, pavarësisht se a është kjo begati në fe apo në dynja. Dhe kjo është kundërshtim (protestë) ndaj asaj që Allahu ka caktuar dhe ndarë mes robërve të Tij, dhe (ndaj asaj) që Ai u ka bërë nderë atyre. Gjithashtu, kjo është zullum i ziliqarit ndaj vetvetes, sepse imani i tij pakësohet për shkak të zilisë dhe i sjellë vetes së tij telashe dhe siklete, përmes së cilave e shkatërron veten me një shkatërrim të shpejtë.

Allahu i Patëmeta thotë: **"A mos i kanë zili njerëzit për çfarë u ka dhuruar Allahu nga të mirat e Veta?..."** (En-Nisâ', 54)

Transmetohet nga Ebu Hurejreh, se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Mos ia keni zili njëri-tjetrit, mos e urreni njëri-tjetrin, mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit, mos bëni nexhsh*[7] *gjatë tregtisë, dhe mos ndërhyni në shitblerjen e njëri-tjetrit. O robër të Allahut, bëhuni vëllezër të mirëfilltë!"* (Muslimi)

Gjithashtu, transmetohet nga Ebu Hurejreh se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Largohuni nga zilia, sepse zilia i hanë veprat e mira ashtu siç i han zjarri drunjtë"* (Ebu Daudi)

4- Gjithashtu duhet të largohemi nga zullumi.

---

[7] Fryrja e çmimit të mallit nga ai i cili nuk dëshiron ta blejë, mirëpo ka për qëllim nxitjen e të tjerëve në blerjen e tij me çmim të lartë. Kjo mund të jetë me marrëveshje midis "kinse" blerësit dhe shitësit, apo vetëm nga blerësi, apo vetëm nga shitësi (sh.p).

Zullumi është: padrejtësia dhe vendosja e gjërave jo në vendin e tyre që u takon sipas fesë. Zullumi më i madh është: shirku ndaj Allahut të Patëmeta dhe të sfiduarit e Tij me kundërshtim dhe me gjynahe.

Allahu thotë: **“Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe”** (Lukmân, 13)

**“Jobesimtarët janë zullumqarët e vërtetë”** (El-Bekare, 254)

Gjithashtu, marrja e pasurisë së dikujt pa të drejtë, apo uzurpimi i ndonjë pjese të tokës së tij, apo sulmimi i tij. Edhe zullumi është gjynah prej gjynaheve të mëdha dhe mëkatim ndaj Allahut. Zullumi –Allahu na ruajt- është rrjedhojë e errësirës së zemrës, sepse, sikur zemra e zullumqarit të ndriçohej me dritën e udhëzimit, do t’i pranonte këshillat.

Allahu thotë: **“… për zullumqarët (në Ditën e Gjykimit) nuk ka asnjë mik të afërt dhe as ndërmjetësues të pranueshëm”** (El-Gâfir, 18)

**“…për zullumqarët nuk do të ketë asnjë që t’u ndihmojë (Ditën e Gjykimit)” (**El-Haxhxh, 71)

**“Mos mendo kurrsesi që Allahu nuk e vëren atë që bëjnë zullumqarët! Ai vetëm ua shtyn (dënimin) deri në Ditën kur sytë e tyre do të zgurdullohen (nga tmerret që do të shohin)”** (Ibrâhîm, 42)

**“… kush prej jush ka bërë padrejtësi, Ne atij do t’i japim të shijojë dënim të madh”** (El-Furkân, 19)

Transmetohet në Sahihun e Muslimit, nga Ebu Dherri (radijAllahu anhu), nga i Dërguari (salallahu alejhi ue selem), i cili ka thënë: *"Allahu thotë: "O robërit e Mi, vërtet, Unë ja kam ndaluar Vetes padrejtësinë dhe e kam bërë të ndaluar edhe midis jush, pra, mos i bëni zullum njëri-tjetrit".*

Është transmetuar nga Xhabiri, se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Ruajuni nga zullumi, sepse zullumi do të jetë errësira*[8] *në Ditën e Kiametit"* (Muslimi)

Dhe transmetohet nga Abdullah bin 'Amër bin el-'As (radijAllahu anhuma) se Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Mysliman (i mirëfilltë) është ai, nga gjuha dhe dora e të cilit janë rehat myslimanët e tjerë. Dhe muhaxhir (i mirëfilltë) është ai, i cili largohet nga ajo që Allahu e ka ndaluar".* (Buhariu dhe Muslimi)

Këto hadithe dhe të tjera të ngjashme me tematikën e tyre, aludojnë për domosdoshmërinë e kujdesit nga zullumi ndaj personave, ndereve dhe pasurive, për shkak të sherrit dhe fesatit të madh dhe përfundimeve të shëmtuara. Gjithashtu, aludojnë për domosdoshmërinë e pendimit tek Allahu nga zullumi i mëparshëm dhe për këshillimin e njëri-tjetrit që të largohemi nga çdo gjë që e ka ndaluar Allahu, qoftë ai prej zullumit apo prej gjërave tjera që janë mëkate.

Allahu më dhëntë sukses mua dhe juve drejt moraleve të larta dhe veprave të mira, dhe na largoftë nga moralet e ulëta dhe veprat e këqija. Gjithashtu, na udhëzoftë në rrugën e drejtë, sepse Ai, vërtet, është më Bujari dhe më Fisniku!

---

[8] Dhulumat: errësira, në shumës (sh.p).

Salatet dhe selamet qofshin për të Dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe për mbarë shokët e tij!

Ues-selamu alejkum ue rahmetullahi ue berekatuhu!

## FAKTORËT PËRMIRËSUES TË SHOQËRISË

Të gjitha lavd-falënderimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve, dhe përfundimi i lumtur është për të devotshmit. Salati dhe selami më i përsosur e më i plotë qoftë për robin dhe të Dërguarin e Tij, Profetin dhe imamin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij, si dhe për gjithë ata që ecin shtegut të tij dhe udhëzohen me udhëzimin e tij, deri në Ditën e Gjykimit.

Më tej:

Shoqëria, qoftë islamike apo joislamike, ka nevojë të domosdoshme për përmirësim. Mirëpo, veçanërisht shoqërisë islamike patjetër i nevojitet të ecën shtegut të drejtë dhe t'i marrë parasysh faktorët, shkaqet e metodat përmes të cilave përmirësohet. Të ecën shtegut nëpër të cilin eci njeriu më i mirë, miku i ngushtë i të Gjithëmëshirshmit dhe robi më i zgjedhur i Tij, zotëria ynë Muhamedi (alejhis-salatu ues-selam).

Dihet se faktorët përmes të cilëve përmirësohet shoqëria islamike dhe joislamike janë ata faktorë të cilët i ndërmori imami i të Dërguarve, vula e profetëve Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) dhe shokët e tij të ndershëm me në krye katër kalifët e drejtë e të udhëzuar: Ebu Bekër Es-Siddik, Umer El Faruk, Uthman Dhun-Nurejn dhe Ebul Hasen, Alij El Murteda, pastaj të tjerët që ishin me ta prej shokëve të Profetit (salallahu alejhi ue selem), Allahu qoftë i kënaqur ndaj të gjithëve dhe na bëftë prej atyre që i pasojnë në të mira.

Gjithashtu, është e ditur se Profeti ynë (salallahu alejhi ue selem) këta faktorë së pari i ndërmori në Mekë e pastaj në

Medine, dhe nuk do ta përmirësojë fundin e këtij ummeti veçse ajo që e ka përmirësuar fillimin e tij. Këtë e thanë poseduesit e dijes dhe imanit, në mesin e të cilëve njëri ndër katër imamët, fekihu dhe imami i njohur e më i shquar i Medinës në kohën e tij, Malik bin Enes. Pastaj, dijetarët bashkëkohës të imamit dhe ata pas tij e morën (përcjellën) këtë fjalë nga ai dhe që të gjithë u pajtuan rreth saj (se): "Nuk do ta përmirësojë fundin e këtij ummeti veçse ajo që e ka përmirësuar fillimin e tij."

Kuptimi i kësaj thënieje është: ajo që e përmirësoi fillimin e ummetit e që është pasimi i Librit të Allahut dhe i sunetit të të Dërguarit të Tij fisnik (salallahu alejhi ue selem) është (pikërisht) ajo që e përmirëson fundin e tij, deri në Ditën e Kiametit.

Ai i cili dëshiron përmirësimin e shoqërisë islamike apo përmirësimin e shoqërive tjera në këtë botë me mënyra, metoda dhe faktorë tjerë veç atyre me të cilët u përmirësua fillimi i ummetit, bën gabim dhe thotë diç të pavërtetë. Nuk ka shteg tjetër përveç atij me të cilën u përmirësua fillimi i ummetit. Shtegu i vetëm për përmirësimin e njerëzve dhe drejtimin e tyre në rrugë të drejtë është ai nëpër të cilin eci Profeti ynë (salallahu alejhi ue selem), shokët e tij të ndershëm dhe pasuesit e tyre në të mirë, deri në ditët tona. Kjo rrugë është përkujdesja ndaj Kuranit madhështor dhe sunetit të të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem), thirrja e njerëzve në to, të mësuarit (kuptuarit) e tyre, përhapja e tyre mes njerëzve me dije e largpamësi, dhe qartësimi i asaj në të cilën aludojnë këto dy baza (Kurani dhe suneti) prej dispozitave të akides themelore e të vërtetë (saktë).

Ummeti islamik e ka obligim t'i dijë gjërat e ndaluara dhe kufijtë të cilët i ka caktuar Allahu dhe i Dërguari i Tij, në mënyrë

që të ketë kujdes prej tyre dhe të ndalet tek to, ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar:

**“Këta janë kufijtë e Allahut, prandaj mos iu afroni atyre!”** (El Bekare, 187)

Kufijtë (e Allahut) janë haramet të cilave jemi të ndaluar (nga Allahu) t’u afrohemi përmes kryerjes së mëkateve. Allahu, gjithashtu, ndaloi nga tejkalimi i kufijve të cilët i caktoi për robërit e Tij. Ato janë gjërat prej adhurimeve dhe dispozitave që Ai ua bëri obligim dhe i detyroi me to. Puna e parë të cilën Profeti (salallahu alejhi ue selem) e bëri dhe themeli i parë të cilin e vuri është thirrja e njerëzve në njësimin e Allahut (teuhid) dhe në kryerjen e adhurimit sinqerisht vetëm për Të.

Kjo është puna dhe baza e parë me të cilën foli, thirri dhe eci në të, e që është thirrja e njerëzve në njësimin e Allahut dhe orientimi i tyre drejt detajeve të tij (teuhidit). Fjala e cila aludon në këtë domethënie është *la ilahe il-lAll-llah*. Kjo (fjalë) është baza e fortë dhe së bashku me të është edhe dëshmia *Muhammedun resulull-llah*. Këto dy baza dhe themele të rëndësishme janë baza e Islamit dhe e përmirësimit të këtij ummeti. Kush kapet dhe qëndron paluhatshëm në to në vepër, dije, thirrje dhe durim, do t’i përmirësohet gjendja dhe përmes tij Allahu do ta përmirësojë ummetin aq sa janë përpjekja, mundi dhe shkaqet që ai i ndërmerr. Ndërsa, ai i cili i braktis ata (Kuranin dhe sunetin), do të humbasë dhe do të shkatërrohet. Kur Allahu e dërgoi Profetin e Tij (salallahu alejhi ue selem) dhe e zbriti Kuranin, gjëja e parë që ia shpalli ishte (kaptina El-‘Alek) “Lexo”, pastaj kaptina El-Muddeththir. Atëherë, Profeti (salallahu alejhi ue selem) filloi t’ua tërhiqte vërejtjen njerëzve, t’i thërriste në njësimin e Allahut

(teuhid) dhe t'i paralajmëronte nga zemërimi i Tij. Ai u thoshte: *"O populli im, thoni: 'la ilahe il-lAll-llah' që të shpëtoni."*

Me të dëgjuar këtë fjalë, idhujtarët u treguan mendjemëdhenj dhe e kundërshtuan, sepse ishte një gjë e pazakontë për ta dhe një gjë që nuk e kishin gjetur tek pararendësit e tyre. Për këtë ata e kundërshtuan dhe, kur u urdhëruan për të, thanë:

**"A mos kërkon ai (Muhamedi) që të gjithë të adhuruarit t'i bëjë një të adhuruar të Vetëm? Vërtet që kjo është një gjë e çuditshme!"** (Sâd, 5)

Po ashtu, thanë: **"Dhe thoshin: "Vallë, a t'i braktisim hyjnitë tona për shkak të një poeti të marrë?"** (Es-Sâffât, 36)

Dhe, para këtyre, fjala e Më të Lartit: **"Kur u thuhej atyre: "Nuk ka të adhuruar me të drejtë veç Allahut (la ilahe il-lAll-llah)!", ata tregoheshin mendjemëdhenj."** (Es-Sâffât, 35)

Atëherë, Allahu iu kundërpërgjigj atyre me fjalën e Tij:

**"Nuk është ashtu (siç thonë ata), por ai (Muhamedi) ka sjellë të vërtetën dhe ka pohuar atë që thoshin të Dërguarit e mëparshëm."** (Es-Sâffât, 37)

Për shkak të shkujdesjes së shumicës së dijetarëve, nxënësve të dijes dhe të shquarve nga ithtarët e Islamit, të cilët e mësuan (kuptuan) njësimin e Allahut (teuhidin), pra, për shkak të shkujdesjes së tyre ndaj kësaj baze të rëndësishme, në shumë vende u përhap shirku, u adhuruan varrezat dhe banorët e tyre krahas Allahut, dhe për to u kryen shumë prej adhurimeve që duhen të jenë vetëm për Të. Kështu, sheh njeri duke iu lutur

banorit të varrit, tjetri kërkon shpëtim prej tij, një tjetër i zotohet atij, dikush tjetër kërkon ndihmë prej tij. Kjo është e njëjtë me atë që bënin Kurejshët dhe të tjerët në kohën e injorancës me Uzzën, dhe të tjerët pos tyre me Latën, me Menatën dhe me idhujt e tjerë. E njëjtë me atë që bëjnë idhujtarët e çdo kohe me idhujt e tyre në përnderim, lutje, kërkim shpëtimi, bekimi, ndihmë dhe në fërkim për to.

Kjo është prej intrigave dhe kurtheve të shejtanit. Vërtet, ai është më i përkushtuari nga të gjithë që t'ua prishë njerëzve akiden dhe fenë e tyre dhe t'i largojë nga to me çfarëdo lloj metode.

Andaj është obligim mbi nxënësit e dijes, të cilët, pas Allahut të Madhërishëm, janë shpresa e ummetit në udhëheqjen e së ardhmes dhe burrat e së nesërmes, pavarësisht se nga cili universitet kanë diplomuar, që të drejtojnë gjërat me urtësi, me sinqeritet e vërtetësi, që të kujdesen për bazën (e fesë) dhe të njohin faktorin e vetëm madhështor, i cili është boshti i gjërave dhe të cilin e pason çdo gjë tjetër, e që është përkujdesja ndaj njësimit të Allahut (teuhidit), sinqeritetit ndaj Tij dhe përkujdesja ndaj besimit në Muhamedin (salallahu alejhi ue selem), që domethënë se ai është i Dërguar i vërtetë nga Allahu, se është obligim ndjekja e tij dhe ecja sipas metodologjisë së tij. Gjithashtu, (përkujdesja ndaj asaj) se shokët e tij janë pjesëtarët më të mirë dhe më me vlerë të ummetit, andaj patjetër duhet të kemi mendim të mirë për ta, të besojmë në drejtësinë (besnikërinë) e tyre, në atë se ata janë më të mirët e ummetit pas të Dërguarit të Allahut (salallahu alejhi ue selem) dhe janë bartësit e Kuranit dhe të sunetit. Për këtë, duhet të ecim metodologjisë së tyre, të lusim Allahun që të jetë i kënaqur me të gjithë ata dhe

të besojmë se sahabët janë njerëzit më të mirë dhe më me vlerë pas profetëve, ashtu siç është saktësuar në dy Sahihat nga Abdullah bin Mes'udi (radijAllahu anhu) se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Njerëzit më të mirë janë shekulli im, pastaj ata që vijnë pas tyre, pastaj ata që vijnë pas tyre."*

Ka edhe hadithe tjera të cilat aludojnë për një gjë të tillë. Pra, shokët e Profetit (salallahu alejhi ue selem) janë njerëzit më të mirë, njerëzit më me vlerë pas profetëve dhe në tërë këtë (mirësi/vlerë) janë në nivele.

Më të mirët ndër ta janë (katër) kalifët e drejtë, pastaj pjesa tjetër e të dhjetëve, për të cilët është dëshmuar (nga Profeti) se do të jenë prej banorëve të Xhenetit. Pastaj vijnë të tjerët sipas gradave, dijës dhe vlerës së tyre.

Pra, duhet të kujdesemi për këtë bazë (parim), t'i thërrasim njerëzit drejt teuhidit të Allahut, drejt kryerjes së adhurimit sinqerisht vetëm për Të dhe t'u tregojmë që të mos tejkalojnë kufijtë ndaj varreve, profetëve, evliave, të mos adhurojnë krahas Allahut dhe të mos bëjnë për ta ndonjë prej adhurimeve si: lutja, frika, shpresa apo të ngjashme me këto.

Gjithashtu, është obligim mbi nxënësin e dijes përnderimi i urdhrit dhe ndalimit të Allahut dhe që frika ndaj Tij t'i zërë vend në zemër mbi çdo gjë tjetër, dhe të mos mbajë gajle për atë që përhapin shpifarakët kundër të vërtetës dhe pasuesve të saj. Pastaj, në tërë këtë të ketë besim të paluhatshëm në Allahun dhe të jetë i bindur në premtimin e Allahut dhënë të Dërguarit të Tij, Muhamedit (salallahu alejhi ue selem) si dhe gjithë profetëve të tjerë, ashtu siç thotë në fjalën e Tij:

**“Mohuesit u thanë të dërguarve të tyre: “Ne do t’ju dëbojmë nga vendi ynë ose do të ktheheni në fenë tonë!” Atëherë, Zoti u shpalli (të dërguarve të Vet): “Ne do t’i zhdukim keqbërësit e, pas tyre, do t’ju vendosim në tokën e tyre. Kjo është për ata që kanë frikë nga qëndrimi para Meje (për gjykim) dhe i tremben premtimit (dënimit) Tim.”** (Ibrâhîm, 13-14)

Andaj, nxënësi i dijes, dijetari dhe çdo udhëheqës largpamës nuk merakoset për shpifjet e adhuruesve të varrezave, as për shpifjet e heretikëve dhe as për shpifjet e atyre që e armiqësojnë Islamin nga cilido lloj qofshin, por qëndron i paluhatshëm në mejdan, duron, e lidh zemrën e tij tek Allahu, frikohet nga Ai dhe shpreson në ndihmën e Tij, sepse padyshim që Ai është Ndihmuesi dhe Mbrojtësi. Allahu ka premtuar se do t’i ndihmojë ata që e ndihmojnë Atë dhe ka thënë:

**“O besimtarë, nëse e ndihmoni Allahun (çështjen e Tij), edhe Ai do t’ju ndihmojë dhe do t’ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja.”** (Muhammed, 7)

Dhe Allahu i Patëmeta thotë: **“Është detyra Jonë që t’i ndihmojmë besimtarët.”** (Er-Rûm, 47)

Mirëpo, (ndihma e Allahut vjen) me kusht që të kapemi fort për fenë e Allahut, për besimin në Të dhe në të Dërguarin (salallahu alejhi ue selem) si dhe të qëndrojmë paluhatshëm në fenë e Tij. Ky është shkaku dhe kushti për ndihmën e Allahut ndaj nesh, ashtu siç thotë i Madhërishmi:

**“Vërtet, Allahu e ndihmon këdo që e ndihmon Atë. Allahu është vërtet i Fortë dhe i Plotfuqishëm. Ata të cilëve, nëse u japim pushtet në tokë, kryejnë faljet, japin zekatin, urdhërojnë kryerjen e veprave të mira dhe pengojnë atë që është e mbrapshtë…”** (El Haxhxh, 40-41)

Ndërsa, në një varg tjetër, i Lartësuari thotë: **“Allahu u ka premtuar atyre prej jush që besojnë dhe që bëjnë vepra të mira se do t’i bëjë mëkëmbës në Tokë ashtu si i ka bërë ata para tyre dhe do t’ua sigurojë fuqinë për të zbatuar e përmbushur fenë e tyre, të cilën Ai e ka zgjedhur për ta (Islamin), dhe padyshim që frikën do t’ua shndërrojë në siguri, (me kusht që) këta besimtarë të më adhurojnë vetëm Mua dhe të mos më shoqërojnë asgjë…”** (En- Nûr, 55)

Pra, ky është premtimi i Allahut për këdo që qëndron paluhatshëm në besim, udhëzim dhe në vepër të mirë: Allahu do ta bëjë mëkëmbës në Tokë, do t’ia japë fuqinë për të zbatuar e përmbushur fenë e tij, do ta sigurojë dhe ruaj nga e keqja e armiqve, nga kurthet e tyre dhe do ta ndihmojë kundër tyre. Prej realizimit të dëshmisë *“Muhammedun resulull-llah”* është përnderimi i sunetit të Profetit (salallahu alejhi ue selem), thirrja tek ai, zbatimi i objektivave të tij, paralajmërimi nga e kundërta e tij dhe shpjegimi i vargjeve të Kuranit fisnik, të cilat mund të jenë të paqarta përmes tij (sunetit). Sepse Kurani shpjegohet dhe qartësohet me anë të sunetit. Pra, suneti e qartëson dhe e sqaron Kuranin, aludon në të dhe shprehet për të, ashtu siç thotë Allahu i Madhërishëm:

**“Ty (o Muhamed) të zbritëm Përkujtesën (Kuranin/sunetin), me qëllim që t’u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur dhe që ata të mendojnë.”** (En-Nahl, 44)

Prej kësaj baze madhështore duhet të jetë pikënisja e thirrësve të sinqertë e përmirësues në Tokë, të cilët dëshirojnë të marrin përsipër përmirësimin e shoqërisë dhe dëshirojnë dërgimin e saj në barkën e shpëtimit, drejt bregut të sigurt, në mënyrë që ky përmirësim të jetë i bazuar në faktorin më madhor: sinqeritetin ndaj Allahut në adhurim dhe besimin në të Dërguarin (salallahu alejhi ue selem), përnderimin e urdhrit dhe ndalimit të tij përmes ndjekjes së sheriatit me të cilin ka ardhur ai dhe kujdesit ndaj çdo gjëje që e kundërshton atë. Pastaj, (thirrësi) shikon faktorët tjerë, të cilët e pasojnë këtë bazë. Kështu, ai thërret drejt zbatimit të obligimeve, si: namazi, zekati, agjërimi, haxhi etj., dhe ndalon nga haramet, si: shirku dhe mëkatet e mosbindjet më të vogla se ai. Thërret tek Allahu dhe nxiton në përmirësimin midis njerëzve përmes urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e mbrapshta.

Pra, ai përpiqet skajshmërisht të përhapë (vendos) fenë e Allahut në tokën e Tij dhe që njerëzit t’i braktisin haramet, të ndalën tek kufijtë e Tij dhe të kenë kujdes nga bidatet në fe. Kështu duhet të jetë përmirësuesi i suksesshëm. Ai i ndërmerr faktorët (përmirësues) një nga një, duke i kushtuar vëmendje themelit të fortë e që është realizimi i dëshmisë *la ilahe il-lAll-llah*, *Muhammedun resulull-llah* në dije dhe në vepër. Ai ua mëson atë njerëzve dhe vepron me të në vetën e tij. Kështu, ai e njëson Allahun, e veçon Atë me adhurim dhe i dorëzohet sheriatit të Tij duke e pasuar të Dërguarin, Muhamedin (salallahu alejhi ue selem); e pranon sunetin dhe përnderon atë ashtu siç e

përnderonin sahabët; ecë shtegut dhe kërkesave të tij së bashku me Librin e Allahut, ashtu siç ecën sahabët. Vërtet që sahabët e kishin marrë dijen e tyre nga Libri i Allahut dhe nga suneti i të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem). Ata nuk kishin libra tjerë. Librat kanë ardhur pas tyre.

Sa i përket mënyrës së jetës dhe veprave të sahabëve e tabi'inëve, ato ishin të nxjerra nga Kurani madhështor dhe gjithashtu nga suneti. Ata përsiatnin mbi të dhe e lexonin duke pasur qëllim të mirën: dijen, dobinë dhe të vepruarit. Gjithashtu, e studionin dhe e mësonin përmendsh sunetin dhe prej tij merrnin dije dhe vepër. Kështu ishin sahabët e të Dërguarit të Allahut (salallahu alejhi ue selem) dhe tabi'inët (pasuesit) e tyre në të mira, para se të ekzistonin librat e Hadithit apo librat e tjerë.

Andaj, mundohu ta gjesh veten në mesin e tyre dhe nxirr nga libri i Allahut, nga suneti i të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) dhe nga fjalët e dijetarëve atë që të ndihmon në kuptimin e librit të Allahut dhe të sunetit. Përkushtohu në mësimin dhe kuptimin e fesë, në mënyrë që të mundesh të drejtosh shoqërinë në rrugën e drejtë dhe në mënyrë që të dish se si të duhet të veprosh. Andaj, së pari fillon me veten tënde dhe përpiqesh në përmirësimin e sjelljes dhe garës sate drejt çdo të mire. Kështu, ji së bashku me të parët në namaz dhe në çdo të mirë.

Gjithashtu, ji prej me të largëtëve nga çdo e keqe. Zbatoje Librin e Allahut dhe sunetin e të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem) në punët dhe në fjalët e tua, së bashku me shokët, vëllezërit dhe përkrahësit tu. Kështu duhet të jetë besimtari. Kështu ishin sahabët (radijAllahu anhum), tabi'inët, etbau't-tabi'inët, përmirësuesit dhe imamët e udhëzimit. Ata e

studionin Librin e Allahut, punonin me të, ua lexonin e mësonin atë njerëzve dhe i orientonin ata drejt kuptimeve të tij. Njëkohësisht ua mësonin sunetin dhe i nxisnin që të kapeshin për të dhe ta mësonin mirë. I porositnin për përnderimin e urdhrave, ndalimeve, për ndaljen tek kufijtë e caktuar nga Allahu dhe i Dërguari i Tij (salallahu alejhi ue selem) sa të ishin gjallë në këtë botë.

Çdo faktor prej faktorëve përmirësues kërkon sinqeritet dhe vërtetësi. Kështu, thirrja në njësimin e Allahut (teuhid) ka nevojë për sinqeritet, për vërtetësi dhe (ka nevojë) për qartësimin e *la ilahe il-lAll-llah* dhe se kuptimi i saj është: nuk ka të adhuruar me të drejtë, përveç Allahut, dhe se patjetër duhet të kihet kujdes nga shirku në tërësi, i madhi e i vogli dhe të paralajmërohen njerëzit prej tij, ashtu siç bëri i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) dhe shokët e tij (radijAllahu anhum ue erdahum). Përmes përsiatjes mbi Kuranin madhështor, bëhet shumë e qartë kjo çështje (që u cek deri më tani).

Gjithashtu, duhet të përnderohet suneti dhe të thirren njerëzit drejt tij, pas besimit se Muhamedi është i Dërguari i Allahut, t'u tregohet atyre se është obligim pasimi i tij (salallahu alejhi ue selem) dhe se Allahu e dërgoi për të gjithë njerëzit, arabët dhe joarabët, xhinët dhe njerëzit, meshkujt dhe femrat, andaj që të gjithë banorët e Tokës duhet patjetër ta pasojnë atë, ashtu siç thotë Allahu i Patëmeta:

**"Thuaj (o Muhamed): "O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju, i Atij që i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë veç Atij; Ai jep jetë dhe vdekje, prandaj besoni në Allahun dhe në të**

**Dërguarin e Tij, Profetin që nuk di shkrim e lexim e që beson në Allahun dhe Fjalët e Tij! Shkoni pas Tij, që të jeni në rrugën e drejtë!"** (El-A'râf, 158)

Ndërsa, para këtij vargu Allahu tha: **"Prandaj, ata që do ta besojnë (Muhamedin), përkrahin dhe nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit."** (El-A'râf, 157)

Andaj, ai që e ndjek atë, e përnderon urdhrin dhe ndalimin e tij, është i fituar, ndërsa kush ia kthen kurrizin dhe e pason epshin e shejtanin, është i humbur dhe i shkatërruar – *ue la haule ue la kuvvete il-la bil-lah* -.

Faktorët (përmirësues) shtohen sipas asaj drejt së cilës thërret apo asaj nga e cila ndalon. Kështu, përpiqu në zgjedhjen e faktorit përmes të cilit qëndron faktori sheriatik, bazën e të cilit e ke të njohur dhe gjithashtu e ke të njohur mënyrën e nxjerrjes së tij nga Libri i Allahut dhe nga suneti i të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem). Pra, ti i thërret njerëzit drejt fesë së Allahut, drejt zbatimit të obligimeve dhe lënies së mëkateve sipas metodës të cilën e praktikoi i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem).

Faktorët dhe shoqëritë ndryshojnë, prandaj shoqëria e cila e lufton fenë dhe në të cilën s'ka udhëheqës që do të të ndihmonte për përmirësimin dhe orientimin e njerëzve, aty (në atë shoqëri) vepron ashtu siç veproi i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) në Mekë. (Pra) thërret për tek Allahu me metodë të mirë, me fjalë të buta e të këndshme, derisa ajo që predikon të hyjë në zemra dhe të ndikohen njerëzit përmes saj, e në këtë mënyrë zemrat të joshen drejt bindjes ndaj Allahut dhe njësimit

(teuhidit) të Tij. Ndihmohu me vëllezërit e tu dhe me ata që ecin shtegut tënd në thirrjen e njerëzve dhe udhëzimin e tyre me metoda të buta në vendet ku mund të prezantosh, ashtu që ky besim (islam) të zërë vend në zemra dhe të përhapet mes njerëzve përmes argumenteve të tij të qarta.

Në tërë këtë duhet të ecësh rrugës së drejtë duke përdorur butësinë, urtësinë dhe durimin, ashtu siç thotë i Madhërishmi:

**"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin."** (El-'Asr, 1-3)

Patjetër duhet të ketë durim, këshillim të ndërsjellë për të vërtetën dhe thirrje tek ajo, në mënyrë që të kesh sukses në detyrën tënde. Gjithashtu, përgjegjësit dhe njerëzit me pozitë nga sherri i të cilëve frikohemi për davetin, këshillohen me metodë të mirë, u tregohet rruga e drejtë dhe thirren drejt saj përmes shkrimit apo gojarisht nga dijetarët e shquar, burrat, udhëheqësit dhe prijësit e ummetit. Ashtu siç thotë Allahu:

**"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje."** (Âl 'Imrân, 159)

Dhe ashtu siç i tha Allahu Musës dhe Harunit (alejhimes-selam) kur i dërgoi tek Faraoni:

**"Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet!"** (Tâ Hâ, 44)

Andaj, është obligim mbi përmirësuesit dhe thirrësit që të ecin kësaj rruge, t'i trajtojnë problemet e shoqërisë me urtësi e këshillë të bukur dhe t'i flasin çdo njeriu me metodën e duhur për të, në mënyrë që të kenë sukses thirrja dhe të arrijnë synimin e tyre.

Gjithashtu, thirrësi për tek Allahu dhe ai që lakmon në përmirësimin e të tjerëve, përveç dy faktorëve të parë (që u cekën), duhet t'u kushtojë vëmendje edhe dy faktorëve të tjerë: këshillimit dhe porosisë së ndërsjellë për të vërtetën, me vëllezërit dhe shokët e tij si dhe me njerëzit autoritar të shoqërisë dhe udhëheqësit e saj. Po ashtu, duhet t'i kushtojë vëmendje faktorit tjetër: durimit ndaj shqetësimeve (fyerjeve/dëmeve) të shkaktuara, qoftë nga ai me pozitë apo dikush tjetër, gjithmonë duke e zbatuar atë në të cilën aludon kaptina e lartcekur (El-'Asr) dhe duke e ndjekur shembullin e profetëve fisnik (alejhimus-salatu ues-selam), siç i thotë Allahu i Lartësuar Profetit të Tij, Muhamedit (salallahu alejhi ue selem) në fund të kaptinës El-Ahkâf, e cila ka zbritur në Mekë:

**"Prandaj, ti bëhu i durueshëm (o Muhamed) ashtu siç kanë duruar me këmbëngulje të Dërguarit e vendosur dhe mos kërko shpejtimin e dënimit për ata!"** (El Ahkâf, 35)

Dhe thotë në kaptinën Âl-'Imrân, e cila ka zbritur në Medine:

**"Ju, me siguri, do të sprovoheni në pasurinë e në jetën tuaj dhe do të dëgjoni shumë fyerje nga popujt që u është dhënë Libri para jush, si dhe nga paganët. Por, nëse ju duroni dhe ruheni (nga të këqijat), atëherë kjo vërtet është përcaktuese e çështjeve."** (Âl-'Imrân, 186)

Gjithashtu, pasi që Allahu në këtë kaptinë ndaloi të merren idhujtarët për miq dhe këshilltarë të afërt, tha:

**"…por, nëse ju duroni dhe ruheni nga gjynahet, dinakëritë e tyre nuk mund t'ju dëmtojnë aspak. Vërtet, Allahu është Rrethues për çdo gjë që punojnë ata."** (Âl-'Imrân, 120)

Allahu i Patëmeta, në fund të kapinës En-Nahl, e cila po ashtu ka zbritur në Medine, thotë:

**"Prandaj duro! Durimi yt është vetëm me ndihmën e Allahut. Dhe mos u pikëllo për ta e mos u ngushto, për shkak të dredhive të tyre! Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë bamirës."** (En-Nahl, 127-128)

Janë të shumta vargjet që flasin rreth kësaj tematike. Çdo thirrës dhe përmirësues që ecë rrugës së profetëve, do të ketë sukses në thirrjen (davetin) e tij, do të ngadhënjejë me përfundim të lavdishëm dhe me ndihmë ndaj kundërshtarëve. Kushdo që gjurmon rreth kësaj dhe studion jetëshkrimin e përmirësuesve, do të dijë një gjë të tillë dhe se ajo patjetër do të realizohet. Andaj, e lus Allahun me Emrat e Tij të Bukur dhe Cilësitë e Tij të larta, që t'i përmirësojë gjendjet e myslimanëve, t'u dhurojë të kuptuarit e fesë, t'u japë sukses udhëheqëseve të tyre drejt çdo të mire dhe t'ua përmirësojë këshilltarët e afërt. E lus Allahun t'i ruajë të gjithë myslimanët, kudo qofshin ata, nga sprovat lajthitëse dhe nga bindja ndaj epshit e shejtanit. Vërtet, Ai është Poseduesi i një gjëje të tillë dhe ka fuqinë për të bërë atë!

O Allah, dërgo salate dhe selame mbi Profetin tonë, Muhamedin, mbi familjen dhe mbarë shokët e tij!

# SHPJEGIM I MËNYRËS SË KRITIKËS MIDIS THIRRËSVE[9]

Çdo lavdërim dhe falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve. Salati dhe selami qofshin për profetin tonë Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij, si dhe për të gjithë ata që ecin shtegut të tyre, deri në Ditën e Gjykimit.

Më tej:

Vërtet që Allahu i Lartësuar urdhëron drejtësinë e mirësinë si dhe ndalon padrejtësinë, dhunën dhe armiqësinë. Allahu e çoi të Dërguarin e Tij, Muhamedin (salallahu alejhi ue selem) me të njëjtin mesazh me të cilin i çoi edhe të gjithë të dërguarit e tjerë: thirrjen në teuhid dhe në kryerjen e adhurimit sinqerisht, vetëm për Të. Allahu e urdhëroi atë (salallahu alejhi ue selem) të mbante drejtësinë dhe e ndaloi nga e kundërta e saj, si: adhurimi i të tjerëve në vend të Allahut, përçarja, ndarja dhe cenimi i të drejtave të njerëzve.

Në ditët e sotme është përhapur gjithandej një dukuri, e cila është se: shumica e atyre që i atribuohen dijes dhe thirrjes tek e vërteta, e cenojnë dhe e marrin nëpër gojë nderin e shumë vëllezërve të tyre, që janë thirrës të njohur, nxënës të dijes apo ligjërues. Këtë e bëjnë fshehtas nëpër ndejat e tyre apo ndoshta edhe e incizojnë në kaseta, të cilat pastaj u shpërndahen njerëzve. Ndodh që këtë e bëjnë edhe haptas në ligjëratat e përgjithshme që mbahen nëpër xhami.

---

[9] http://binbaz.org.sa/mat/8374

Kjo rrugë (metodë) e tyre e kundërshton atë që e urdhëroi Allahu dhe i Dërguari i Tij nga disa aspekte:

1. Kjo është cenim i të drejtës së myslimanëve, madje i njerëzve të veçantë në mesin e tyre, si: nxënësve të dijes dhe thirrësve të cilët nuk kursyen asgjë për vetëdijesimin dhe udhëzimin e njerëzve, si dhe për përmirësimin e besimit dhe metodologjisë së tyre; të cilët u përpoqën fort për rregullimin e mësimeve e ligjëratave dhe për shkrimin e librave të dobishëm.

2. Është përçarje e unitetit të myslimanëve dhe grisje e radhëve të tyre, duke qenë se myslimanët më së shumti kanë nevojë për unitet dhe largim nga ndarja, përçarja dhe nga thashethemet e shumta mes tyre. Aq më tepër kur thirrësit e përfolur janë nga Ehlu Suneti dhe Xhemati, dhe njihen me luftimin ndaj bidateve e besëtytnive; njihen që i bëjnë ballë thirrësve drejt bidatit dhe i zbulojnë planet (komplotet) dhe lojërat e tyre. Nuk shohim ndonjë përfitim në këtë punë, veçse për armiqtë: jobesimtarët, hipokritët apo ithtarët e bidateve dhe humbjes, të cilët presin me padurim fatkeqësi mbi myslimanët.

3. Në këtë vepër ka përkrahje dhe ndihmë për tendenciozët në radhët e sekularistëve dhe të mashtruarve me jetën perëndimore dhe për jofetarët e tjerë, të cilët njihen me akuzat dhe rrenat e tyre ndaj thirrësve, si dhe me nxitjen e njerëzve kundër tyre (thirrësve), përmes shkrimeve e incizimeve. Nuk është prej të drejtës së vëllazërisë islame, që këta njerëz të ngutshëm t’i ndihmojnë armiqtë e tyre kundër vëllezërve të tyre në radhët e nxënësve të dijes, thirrësve dhe të tjerëve.

4. Në këtë ka prishje të zemrave të njerëzve të rëndomtë dhe të veçantë, përhapje dhe reklamim (mbështetje) të rrenave dhe thashethemeve të kota. (Kjo vepër) është shkak për shpeshtimin e përgojimit dhe bartjes së fjalëve; është hapje e tërësishme e derës së sherrit për shpirtligët, të cilët vazhdimisht përhapin dyshime, nxisin fitne dhe janë të përkushtuar që t'i lëndojnë besimtarët për diçka që nuk kanë bërë.

5. Shumica e fjalëve që fliten nuk janë të vërteta, por janë iluzione, të cilat shejtani ua ka hijeshuar këtyre njerëzve dhe i ka mashtruar me to. Allahu i Lartësuar thotë:

**"O ju që keni besuar! Mënjanoni shumë dyshime, se, vërtet, disa dyshime janë gjynah. Mos e spiunoni dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin!"** (El- Huxhurât, 12)

Besimtari, fjalës së vëllait të vet mysliman, duhet t'ia jap kahjen më të mirë të mundshme. Disa nga selefët thanë: "Mos mendo keq për fjalën e vëllait tënd, duke qenë se i gjen kahje në të mirë".

6. Kur disa dijetarë apo nxënës të dijës të bëjnë ixhtihad në gjërat që lejohet të ketë ixhtihad, atëherë atyre ajo nuk u merret për të madhe dhe nuk qortohen, nëse janë të denjë për të (ixhtihadin). E, nëse dikush e kundërshton në atë ixhtihad, atëherë është e udhës që të diskutojë me të në mënyrën më të mirë, ashtu që të ketë përkushtim në arritjen e së vërtetës përmes rrugës më të afërt dhe largim të vesveseve të shejtanit dhe ngatërresave që ai i fut në mesin e besimtarëve. E nëse s'ka mundësi të bëhet një gjë e tillë dhe dikush mendon se gjithsesi duhet të qartësohet kundërshtimi që ai ia ka bërë të vërtetës,

atëherë kjo duhet të bëhet me fjalët dhe gjestet më të mira e më të buta, pa ofendime, akuza dhe fjalë të gënjeshtërta, të cilat ndodh që shkaktojnë refuzimin e të vërtetës apo që njeriu t'ia kthejë kurrizin asaj.

Gjithashtu duhet të bëhet pa iu drejtuar njerëzve personalisht dhe pa i akuzuar nijetet apo pa shtuar fjalë, për të cilat s'ka kurrfarë nevoje. I Dërguari (salallahu alejhi ue selem) kur fliste për këto gjëra thoshte: *"Ç'është me disa njerëz që thonë kështu e ashtu"*.

Këshilla ime drejtuar atyre që kanë cenuar nderin e thirrësve dhe i kanë përfolur ata, është që të kthehen me pendesë tek Allahu për gjërat që i kanë shkruar apo që i kanë folur, gjë që ishte shkak për prishjen e zemrave të disa të rinjve dhe mbushjen e tyre me urrejtje e antipati, dhe për pengimin e tyre nga marrja e dijes së dobishme dhe nga thirrja drejt Allahut. Të gjitha këto përmes thashethemeve dhe fjalëve për filanin e fistekun dhe përmes hulumtimit e gjurmimit të gjërave që i konsideronin si gabime të të tjerëve, pastaj angazhimit të tepërt në një gjë të tillë.

Gjithashtu i këshilloj që të shlyejnë gabimin që kanë bërë përmes shkrimeve apo gjërave të tjera, duke e distancuar veten nga një vepër e tillë dhe duke e hequr atë që është ngjitur në mendjet e atyre që i dëgjojnë ata, dhe t'u qasen veprave frytdhënëse, të cilat afrojnë tek Allahu dhe u bëjnë dobi njerëzve. Gjithashtu, të kenë kujdes nga nxitimi në shpalljen e njerëzve si jobesimtarë apo fasik apo bidatçi, pa pasur kurrfarë dëshmie e argumenti. Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Kush i thotë vëllait të vet: "O qafir", atëherë ajo fjalë do t'i kthehet njërit nga ta."* (Mut-tefekun alejhi)

Është e ligjshme për nxënësit e dijes dhe thirrësit që kur të kenë të paqartë ndonjë fjalë të dijetarëve apo të tjerëve, t'u kthehen dijetarëve të mirëfilltë dhe t'i pyesin për të, në mënyrë që t'ua sqarojnë mirë çështjen dhe t'ua tregojnë realitetin e saj, si dhe t'ua heqin mëdyshjet dhe dyshimet që i kanë përbrenda; gjithmonë duke vepruar sipas fjalës së Allahut të Madhërishëm:

**"Kur atyre u vjen ndonjë lajm i rëndësishëm që ka të bëjë me sigurinë ose frikën, ata e përhapin (pa e vërtetuar mirë). Por, në qoftë se këtë lajm do t'ia përcillnin (për shqyrtim) të Dërguarit dhe parisë, hulumtuesit do ta merrnin vesh prej tyre (se çfarë lajmi duhet përhapur e çfarë jo). Sikur të mos ishte mirësia e Allahut dhe mëshira e Tij, ju të gjithë do të ndiqnit djallin, përveç një numri të vogël."** (En-Nisâ', 83)

E lusim Allahun që ta përmirësojë gjendjen e myslimanëve, t'i bashkojë zemrat dhe veprat e tyre në devotshmëri, t'u dhurojë sukses të gjithë dijetarëve të myslimanëve dhe të gjithë thirrësve tek e vërteta drejt çdo gjëje që e kënaq Atë dhe u bën dobi njerëzve! E lusim Atë që të bashkojë fjalët e tyre në udhëzim, t'i mbrojë nga shkaqet e përçarjes dhe kundërshtive, ta ndihmojë me ta të vërtetën dhe përmes tyre ta ulë të kotën! Vërtet që Ai posedon një gjë të tillë dha ka fuqi ta bëjë atë. Salati dhe selami qofshin për profetin tonë Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij, si dhe për gjithë ata që ecin shtegut të tyre, deri në Ditën e Gjykimit.

Pyetje: Para disa javëve shkëlqesia juaj dha një qartësim rreth mënyrës së kritikës midis thirrësve. Disa njerëz këtë qartësim e interpretuan me interpretime nga më të ndryshmet. Çfarë ka për të thënë shkëlqesia juaj rreth kësaj?

Përgjigje: Lavdi Allahut. Salati dhe selami qofshin për të Dërguarin e Allahut dhe ata që udhëzohen me udhëzimin e tij.

Më tej:

Përmes qartësimit të cilin e përmendi pyetësi, unë dëshirova t'i këshilloj vëllezërit e mi dijetarë dhe thirrës, që kritika ndaj thënieve të vëllezërve apo simpoziumeve dhe ligjëratave të tyre, të jetë e ngritur mbi dëshmi dhe larg çdo akuze apo përmendje emrash, ngaqë kjo shkakton urrejtje dhe armiqësi midis tyre. Prej zakonit dhe metodës së Profetit (salallahu alejhi ue selem) ishte që kur e arrinte ndonjë lajm për shokët e tij, që nuk ishte në përputhje me fenë, ai tërhiqte vërejtjen ndaj saj me fjalët: *"Ç'është me disa njerëz që thonë kështu e ashtu"*, pastaj e sqaronte çështjen se si duhet të jetë ajo sipas fesë. Në këtë hyn ngjarja që përcillet se, Profetit (salallahu alejhi ue selem) një ditë i erdhi lajmi se njëri nga shokët e tij kishte thënë: "Unë do të falem dhe s'do të fle". Tjetri kishte thënë: "Unë do të agjëroj dhe s'do të ndërpres agjërimin". Ndërsa i treti tha: "Unë kurrë s'do të martohem". Atëherë Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) u mbajti fjalim njerëzve, dhe pasi që e falënderoi dhe lavdëroi Allahun, tha: *"Ç'është me disa njerëz që thonë kështu e ashtu. Unë falem dhe flejë. Agjëroj dhe ha dhe martohem me gra. Kushdo që ia kthen shpinën sunetit tim, nuk është nga unë."*

Pra, unë kisha për qëllim atë që e tha Profeti (salallahu alejhi ue selem), domethënë: që tërheqja e vërejtjes të jetë me kësi lloj fjalë: disa njerëz thanë apo thonë kështu, ndërkohë që e ligjësuar është kështu apo është për detyrë kështu.

Kështu, në kritikë s'ka akuzë ndaj askujt në veçanti, por ajo bëhet për të qartësuar çështjen se si duhet të jetë sipas fesë, në mënyrë që të mbetet dashuria midis dijetarëve, vëllezërve dhe thirrësve.

Nuk kisha për qëllim dikë në veçanti, por doja të përgjithësoja të gjithë thirrësit dhe dijetarët nga brenda dhe jashtë vendit. Pra, këshilla ime drejtuar të gjithëve është që dhënia e këshillës dhe kritikës të bëhet në mënyrë të pacaktuar dhe jo që përmes saj të përmendet dikush në veçanti. Kjo duke qenë se qëllimi nga këshilla është theksimi i gabimit dhe lëshimit si dhe qartësimi i të drejtës dhe të vërtetës, pa pasur nevojë të akuzohet filani apo fisteku. Allahu u dhëntë sukses të gjithëve!

# E KEMI PËR DETYRË TË RUAJMË VETEN DHE FAMILJEN NGA ZJARRI

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

Më tej:

Allahu i Lartësuar thotë: **"O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin engjëj të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato."** (Et-Tahrîm, 6)

Në këtë varg, Allahu i patëmeta po i urdhëron robërit e Tij besimtarë që të ruajnë veten dhe familjet e tyre nga dënimi i Allahut. Ruajtja nga zjarri arrihet përmes devotshmërisë ndaj Allahut dhe qëndrimit të patundur në fenë e Tij. Kështu duhet të jesh edhe me familjen tënde: me prindërit, fëmijët, vëllezërit dhe të afërmit e tjerë; i këshillon që të jenë të devotshëm ndaj Allahut dhe të jenë të paluhatshëm në fenë e Tij. Kjo arrihet nëpërmjet porosisë së ndërsjellë për të vërtetën, nëpërmjet ndihmës së ndërsjellë për mirësi e devotshmëri dhe nëpërmjet këshillimit të ndërsjellë për të kryer punë të mbara dhe për t'u larguar nga çdo gjë e mbrapshtë.

Kështu duhet të jetë besimtari me familjen dhe vëllezërit e tij besimtarë, si dhe me të tjerët. Përmes thirrjes drejt Allahut të Madhërishëm, ai nxiton në ruajtjen e vetes dhe të tjerëve nga dënimi i Tij. Mirëpo, kjo çështje ka nevojë për durim, sinqeritet e vërtetësi me Allahun dhe ka nevojë për vazhdimësi. Njerëzit që më së shumti e meritojnë mirësinë dhe bamirësinë tënde janë

familja jote dhe të afërmit e tu. Ashtu siç thotë Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem): *"Secili prej jush është çoban dhe secili prej jush është përgjegjës për tufën e tij. Kështu, udhëheqësi është çoban dhe përgjegjës për tufën e tij. Njeriu është çoban i familjes dhe përgjegjës për tufën e tij."* (Buhariu dhe Muslimi)

Ruajtja më madhore (që i bëhet familjes) është përkujdesja e cila ndërlidhet me shpëtimin e tyre nga dënimi i Allahut, dhe kjo duke i këshilluar ata me devotshmëri ndaj Allahut, duke i detyruar me urdhrat e Tij, duke ua tërhequr vërejtjen nga rënia në harame dhe duke vazhduar në këtë mirësi madhështore derisa ta takosh Zotin tënd. Siç thotë Allahu i Lartësuar në librin e Tij fisnik:

**"Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim)"**, pastaj tha: **"silluni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët, të varfrit …"** (En-Nisâ', 36)

Pra, Allahu i patëmeta urdhëroi që, pas zbatimit të së drejtës së Tij, që është teuhidi (njësimi) i Tij, sinqeriteti dhe braktisja e shirkut ndaj Tij, të ketë bamirësi ndaj prindërve dhe të afërmve, e ata janë familja jote.

Prandaj çdo musliman e ka për detyrë të kujdeset për këtë çështje dhe të jetë i përkushtuar në të qenët shkak për shpëtimin e tyre në Ditën e Kiametit, ngaqë i ka këshilluar, është kujdesur për ta, i ka urdhëruar me kryerjen e punëve të mira dhe i ka ndaluar nga prapësitë. I këtillë duhet të jetë myslimani me vëllezërit e tij mysliman. Ai duhet të jetë këshillues, qartësues i rrugës së drejtë, drejtues nga mirësia, gjithmonë duke shpresuar në shpërblimin e Allahut dhe duke u frikuar nga ndëshkimi i Tij. Siç thotë i

Lartësuari: **"Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin. Ata urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat."** (Et-Teube, 71)

Pra, kësisoj janë besimtarët në raport me njëri-tjetrin dhe me familjet e tyre. Ata e kryejnë detyrën që e kanë karshi familjeve dhe vëllezërve të tyre mysliman, shpresojnë në shpërblimin e Allahut dhe i druhen ndëshkimit të Tij. Allahu i Lartësuar i është drejtuar Pejgamberit të Tij (alejhis-salatu ues-selam) me këto fjalë:

**"Urdhëroje familjen tënde që të falë namazin dhe këmbëngul për këtë!"** (Tâ Hâ, 132)

Allahu i patëmeta tregoi në suren Merjem edhe për pejgamberin dhe të dërguarin e Tij, Ismailin (alejhis-salatu ues-selam), se ai ishte i sinqertë në premtimet e veta, ishte i dërguar dhe profet dhe se e urdhëronte familjen e vet që të falte namazin e të jepte zekatin dhe ishte i mirëpritur te Zoti i vet. Allahu thotë:

**"Trego në Libër për Ismailin! Njëmend, ai ishte i sinqertë në premtimet e veta, ishte i dërguar dhe profet. Ai e urdhëronte familjen e vet që të falte namazin e të jepte zekatin dhe ishte i mirëpritur te Zoti i vet."** (Merjem, 54-55)

Pra, familja, fëmijët dhe të afërmit e tu janë njerëzit më meritorë për mirësinë dhe bamirësinë tënde, si dhe për përpjekjen tënde që të shpëtojnë nga zjarri. Kjo është prej bamirësisë më të madhe ndaj tyre, gjithmonë duke vepruar sipas vargut të lartcekur: **"O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri …"**.

Kjo çështje madhështore është më e rëndësishme sesa t'u dhurosh atyre të holla apo gjëra që u nevojiten në këtë botë. Pra, përpjekja për shpëtimin e tyre nga ndëshkimi dhe zemërimi i Allahut në Ditën e Kiametit është një çështje edhe madhështore. Bamirësia ndaj tyre duke u dhënë lëmoshë dhe furnizim hyn në tërësinë e të mirave me të cilat je i urdhëruar, mirëpo, më e rëndësishme se tërë kjo është që sipas mundësisë që e ke, t'i porositësh me bindje ndaj Allahut, t'i detyrosh me obligimet e Tij, t'i ndalosh nga haramet, të jesh vetë i patundur në këtë dhe të jesh shembull i mirë.

Kështu që fillon me veten tënde, në mënyrë që ata të të marrin ty si shembull në çdo të mirë, si: në shpejtimin për kryerjen e namazit dhe faljen e tij me xhemat, në ruajtjen e gjuhës tënde nga çdo gjë e pahijshme, në nderimin e të afërmve dhe fqinjëve, në urdhërimin për të mirë dhe në ndalimin nga e keqja, në thirrjen drejt Allahut, si dhe në mirësi të tjera. Të jesh shembull i mirë për anëtarët e familjes tënde, për shokët dhe fqinjët e tu. Mirëpo kjo pozitë ka nevojë për durim, sinqeritet ndaj Allahut dhe vërtetësi, meqë është një pozitë madhështore: pozitë e thirrjes për udhëzimin e njerëzve dhe këshillimin e tyre; pozitë e përpjekjes për shpëtimin e vetes dhe familjes tënde nga zjarri, duke e praktikuar fjalën e Allahut: **"O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri …"**. Në këtë ajet, Allahu u bëri thirrje njerëzve me emrin e besimit, sepse besimi është ai që i urdhëron me këtë gjë dhe i thërret drejt saj, edhe pse kjo është një detyrë mbi të gjithë.

Pra, të gjithë njerëzit e kanë për detyrë të kenë frikë Allahun dhe të përpiqen për shpëtimin e vetes, familjeve të tyre dhe të tjerëve nga dënimi i Allahut, mirëpo, pasuesit e imanit janë më të

veçantë në këtë urdhër dhe obligimi mbi ta është më i madh, ngaqë ata kanë besuar Allahun dhe e dinë se çfarë kanë për detyrë. Për këtë arsye, Allahu iu drejtua atyre me fjalët: **"O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin engjëj të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato."** Domethënë: ata i zbatojnë urdhrat e dhëna; nuk janë si njerëzit e kësaj bote, të cilët ndodhë që tradhtojnë apo ndodh që të pranojnë ryshfet. Jo, s'ka mundësi që këta engjëj të braktisin urdhrat e dhëna, përkundrazi e zbatojnë urdhrin për të të futur ty dhe të tjerët në zjarr. Andaj, kij kujdes që të mos e takosh Zotin tënd duke qenë (duke vdekur) në gjendje që e zemëron Atë me ty dhe e bën të patjetërsueshme hyrjen tënde në zjarr. Patjetër duhet të ketë përkujdesje të vazhdueshme për këtë çështje dhe për sinqeritet, vërtetësi, lutje drejtuar Allahut të Madhërishëm që të të ndihmojë dhe të dhurojë sukses. Duhet të jesh shembull i mirë për familjen tënde, në mënyrë që ata të shohin prej teje nxitim dhe garë drejt veprave të mira, ashtu që të të marrin si shembull për kryerjen e mirësive. Gjithashtu, patjetër duhet të shohin prej teje edhe kujdes e shmangie nga të këqijat, ashtu që të të marrin si shembull për braktisjen e tyre.

Kjo botë është vend i përpjekjeve të mëdha, i durimit, i ndihmës së ndërsjellë për mirësi dhe devotshmëri dhe i këshillimit të ndërsjellë për të vërtetën dhe durimin në të. Ndërsa bota e pastajme është vend i shpërblimit për atë që ke bërë, qoftë mirë apo keq.

Kjo dynja është vend i punës dhe i përgatitjes (për botën tjetër), për këtë shkak Allahu i patëmeta tha:

**"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin."** (El-'Asr, 1-3) Dhe:

**"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi!"** (El-Mâ'ide, 2)

Dhe tha Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem): *"Feja është këshillë"* – tri herë. "Për kë, o i Dërguar i Allahut? – thanë të pranishmit. Ai tha: *"Për Allahun, për librin e Tij, për të Dërguarin e Tij, për udhëheqësit e myslimanëve dhe për njerëzit e rëndomtë prej tyre."* (Tirmidhiu dhe Nesaiu)

Kështu, patjetër duhet të ketë porosi e këshillë të ndërsjellë për të vërtetën, për vërtetësinë dhe për durimin, derisa ta takosh Zotin tënd duke qenë i durueshëm, shpresëtar dhe luftëtar kundër vetes, shejtanit dhe epsheve tua. Andaj përpiqu në bindjen ndaj Zotit tënd, luftoje veten tënde dhe përpiqu shumë me familjen tënde, derisa të drejtohen në rrugën e drejtë. Dhe dije se Allahu është me ty.

E lusim Allahun që të na bëjë të gjithëve prej thirrësve drejt udhëzimit dhe ndihmësve të së vërtetës, të na dhurojë sukses, nxitim drejt mirësive dhe largim nga të këqijat! Salatet dhe selamet e Allahut qofshin për të Dërguarin tonë, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij!

SHPJEGIM I AJETEVE: **“IBLISI THA: “ZOTI IM, MË JEP AFAT DERI NË DITËN KUR ATA DO TË RINGJALLEN!” ZOTI THA: “SIGURISHT QË DO TË TË JEPET AFAT DERI NË NJË DITË TË CAKTUAR." IBLISI THA: “ZOTI IM, PËR SHKAK SE MË ÇOVE NË HUMBJE, UNË DO T’JU ZBUKUROJ ATYRE (NJERËZVE) RRUGËN E GABUAR NË TOKË DHE TË GJITHË DO T’I SHPIE NË MASHTRIM, PËRVEÇ ROBËRVE TË TU TË SINQERTË”.** (EL-HIXHR, 36-40)[10]

**Pyetje:** Shpresoj të mi shpjegoni këto fjalë të Allahut: **“Iblisi tha: “Zoti im, më jep afat deri në ditën kur ata do të ringjallen!” Zoti tha: “Sigurisht që do të të jepet afat deri në një ditë të caktuar. Iblisi tha: “Zoti im, për shkak se më çove në humbje, unë do t’ju zbukuroj atyre (njerëzve) rrugën e gabuar në Tokë dhe të gjithë do t’i shpie në mashtrim, përveç robërve të Tu të sinqertë”**. (El-Hixhr, 36-40).

Çfarë ishte qëllimi i shejtanit kur përmendi zbukurimin dhe mashtrimin?

**Përgjigje:** Me këto fjalë ai donte të thoshte se do të punojë deri në fund për t’i mashtruar e për t’i penguar njerëzit nga e vërteta, si dhe për t’i nxjerrë ata nga udhëzimi drejt lajthitjes, në mënyrë që të jenë së bashku me të në zjarrin e përflakur. I Lartësuari thotë:

[10] http://binbaz.org.sa/mat/9107

**“Me të vërtetë, djalli është armik për ju, andaj vështrojeni si armik! Ai vetëm i josh ithtarët e vet, që të bëhen shokë të zjarrit të përflakur.”** (El-Fâtir, 6)

Ai u betua se do të veprojë asisoj, ngaqë Allahu ia premtoi zjarrin dhe e gjykoi me dënim në të. Allahu i dha afat atij deri në ditën e Kiametit për t’i vënë në provë njerëzit, në mënyrë që të dallohen ata që i binden Allahut dhe të Dërguarit, nga ata që i binden shejtanit dhe e pëlqejnë rrugën e tij. Shejtani ua zbukuron njerëzve të kotën e mëkatet dhe i thërret drejt tyre. Po ashtu ua bën të lehta ato dhe u thotë: “Bëni kështu se Allahu është Falës i Madh e Mëshirëplotë; Allahu falë shumë dhe është Bujar”, në mënyrë që t’ua hijeshojë atyre të pavërtetën. Ai u thotë atyre: “Kënaquni me zina, me pirje të alkoolit, e me lloje të tjera të kotësisë”. Ai, gjithashtu, nëse i jepet rasti, ia hijeshon njeriut edhe shirkun, dhe e josh atë drejt kufrit ndaj Allahut dhe humbjes. Pra, armiku i Allahut i mashtron njerëzit dhe ua zbukuron atyre të pavërtetën, në mënyrë që të jenë së bashku me të në zjarr. Kjo sepse ai vetë u sprovua me kufër, andaj Allahu e mallkoi, e përzuri dhe ia premtoi zjarrin, për shkak të kryeneçësisë dhe lëndimit që ia bëri Ademit, si dhe për shkak të mosbindjes ndaj Zotit të vet. Kështu, ai e meritoi mallkimin e zemërimin e Allahut dhe përzënien nga mëshira e Tij. Allahu ia premtoi atij zjarrin dhe përjetësinë në të. I Lartësuari thotë:

**“Zoti tha: “E vërteta është – dhe Unë them vetëm të vërtetën se, do ta mbush Xhehenemin me ty dhe me të gjithë ata që të pasojnë ty!”** (Sâd, 84- 85)

Pra, për shkak se Allahu ia premtoi atij zjarrin dhe e gjykoi me hyrje në të, ai është tejet i përkushtuar që t’i devijojë bijtë e

Ademit dhe t'ua zbukurojë atyre të kotën, në mënyrë që të jenë së bashku në zjarr. Kështu është edhe me shejtanët në radhët e xhinëve; ata, po ashtu, janë të përkushtuar që t'i mashtrojnë xhinët, ashtu siç janë të përkushtuar në mashtrimin e njerëzve. Edhe shejtanët njerëz janë të përkushtuar në mashtrimin e njerëzve të tjerë, ashtu që të jenë së bashku në zjarr. Siç edhe tregon i Madhërishmi:

**"Kështu, çdo profeti Ne i kemi caktuar armiq djajtë e njerëzve dhe të xhinëve, të cilët e frymëzojnë njëri-tjetrin me fjalë boshe të zbukuruara për mashtrim. Por, sikur të donte Zoti yt, ata nuk do të bënin kështu, prandaj lëri ata dhe trillimet e tyre."** (El-En'âm, 112)

Pra, Allahu i sprovon të dyja palët; i sprovon xhinët dhe njerëzit nëpërmjet shejtanëve xhin e njerëz, që janë kryeneçë e të dalë nga bindja ndaj Allahut, në mënyrë që t'i thërrasin drejt të kotës dhe t'ua zbukurojnë atë. Andaj është detyrë mbi të gjithë, burra e gra, që të kenë kujdes nga shejtanët. Kushdo që qëllimisht të thërret drejt mëkatimit ndaj Allahut, ai është shejtan, qoftë njeri apo xhin. Ai i cili ta cytë të pavërtetën në zemër është prej shejtanëve xhin, ndërsa ai person që të thërret haptas drejt saj, është shejtan njeri. Të gjithë ata që të thonë: "Bëj zina, pi alkool, mbyte filanin pa të drejtë", apo që të thërrasin drejt kufrit e humbjes: drejt adhurimit të të vdekurve e kërkimit të ndihmës nga ta, apo drejt adhurimit të idhujve, apo engjëjve, apo xhinëve, (pra të gjithë këta) janë prej shejtanëve, kështu që mos iu bind atyre. Ti duhesh t'i kundërshtosh ata , në mënyrë që të mos jesh së bashku me ta në zjarrin e ndezur flakë. Ki kujdes që të mashtrohesh nga ta, dhe ki kujdes nga zbukurimi që ata ia bëjnë të kotës dhe mëkateve. Përkundrazi, ti e ke për detyrë t'i bindesh Allahut dhe të

Dërguarit të Tij, të qëndrosh i palëkundur në urdhrat e Allahut, të largohesh nga çdo gjë që Ai e ndaloi dhe të kërkosh ndihmën e Tij. Lutu duke thënë: "O Allah, më udhëzo në rrugën Tënde të drejtë! O Allah, përmirësoma zemrën dhe veprat e mia! O Allah, më ruaj nga shejtanët njerëz e xhin dhe më ruaj nga dëmi i tyre!". Pra, kërko që Allahu të të ndihmojë kundër shejtanëve njerëz e xhin. E, nëse zemrën tënde e brenë diç, atëherë, atë gjë paraqite para fjalëve të Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Nëse është në pajtim me fjalët e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, atëherë dije se ajo është e vërtetë dhe pranoje. E nëse e kundërshton urdhrin e Allahut dhe të Dërguarit (salallahua alejhi ue selem), dije se është nga shejtani. Kurdo që e ke të paqartë ndonjë gjë se, a është e vërtetë apo e kotë, atëherë pyeti dijetarët e devotshëm mysliman, të cilët kanë dije të madhe dhe janë të udhëzuar. Kjo nëse nuk ke dije fetare. Mirëpo, nëse je nxënës dije, atëherë këqyri dëshmitë e Kuranit dhe të Sunetit, në mënyrë që të dallosh të vërtetën nga e kundërta e saj dhe që të të mos ngatërrohen gjërat drejt të cilave thërrasin shejtanët njerëz e xhin, me fjalët e Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Allahu i patëmeta thotë:

**"Andaj pyetni dijetarët e Librit, nëse nuk dini."** (En-Nahl, 43) Dhe thotë:

**"Nëse djalli fillon të të joshë, kërko mbështetje te Allahu. Me të vërtetë, Ai i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha."** (Fussilet, 36)

Joshjet e shejtanit janë cytjet që të vijnë në zemër, të cilat thërrasin drejt të kotës. Këto janë nga shejtanët xhin. Ndodh që xhinët të marrin pamje të burrave apo të grave dhe t'i thërrasin njerëzit drejt shirkut dhe të kotës. Andaj ki mendjen e mos iu

bind atij që të urdhëron me gjë të kotë, edhe nëse ai është vëllai yt, apo babai apo shoku yt. Kurrë mos iu bind askujt në gjëra të kota, për shkak të fjalëve të Profetit (salallahu alejhi ue selem): *"Bindja duhet të jetë vetëm në gjëra të mira. S'ka bindje ndaj krijesës, nëse mëkatohet ndaj Krijuesit"*. Kështu, ai që të urdhëron me gjëra të mira dhe me bindje ndaj Allahut e të Dërguarit, është i falënderuar dhe duhet të ketë bindje ndaj tij në të mirë. Ndërkaq, ai që të thërret drejt mëkateve dhe shirkut, s'duhet të ketë bindje ndaj tij, edhe nëse është i afërt, apo shok, apo udhëheqës, apo baba, apo nënë. Ty s'të takon t'i bindesh askujt në mëkatim ndaj Allahut të Lartësuar. Ki mendjen e mos u josh me mashtrime, apo me zbukurim të së kotës, apo me përshtjelljen e të vërtetës me të pavërtetën, që e bëjnë shejtanët njerëz e xhin! Ki kujdes nga ta, në mënyrë që të të mos joshin e udhëheqin drejt zjarrit, për shkak të mashtrimeve dhe zbukurimit të së kotës. S'ka ndryshim të gjendjeve e as forcë pa lejen e Allahut!

## SHPJEGIM I AJETIT: **“O BESIMTARË! KUJDESUNI PËR VETEN TUAJ” AI QË ËSHTË I HUMBUR NUK MUND T’JU DËMTOJË, NËSE JENI NË RRUGË TË DREJTË.”** (EL-MÂ'IDE, 105)[11]

Pyetje drejtuar shejhut lidhur me shpjegimin e ajetit:

**“O besimtarë! Kujdesuni për veten tuaj. Ai që është i humbur nuk mund t’ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë.”** (El-Mâ'ide, 105)

A do të thotë kjo të mos urdhërojmë për të mirë dhe të mos e pengojmë atë që është e mbrapshtë?

**Përgjigje:** Ajeti fisnik aludon në atë se njeriu e ka për detyrë të kujdeset dhe t’i kushtojë vëmendje vetes së tij, si dhe të përpiqet në përmirësimin e saj. Pas kësaj, ai që është i humbur nuk mundet t’i bëjë dëm atij, nëse është në rrugë të drejtë. Pra, njeriu është përgjegjës për veten e tij dhe nuk i bën dëm lajthitja e të tjerëve. Allahu i Lartësuar thotë:

**“…dhe askush nuk ngarkohet me barrën e tjetrit.”** (El-En’âm, 164)

Ndërsa në një hadith të vërtetë qëndron: *“Mëkatari bën mëkat vetëm kundër vetes së tij.”* Andaj, besimtari e ka për detyrë të nxitojë drejt përmirësimit të vetes dhe qëndrueshmërisë së saj në bindjen ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, dhe, ai që është i humbur, assesi

[11] http://binbaz.org.sa/mat/8959

nuk i bën dëm atij, nëse është në rrugë të drejtë. Ndërkaq, kush e braktisë urdhërimin për të mirë dhe pengimin e të keqes, nuk është i udhëzuar (në rrugë të drejtë). Pra, ai është i mangët nga udhëzimi dhe imani. Kështu, kuptimi i ajetit është se besimtarit nuk i bën dëm ai që është i humbur, nëse (besimtari) i kryen detyrat që i ka përsipër. Dhe në mesin e këtyre detyrave renditet urdhërimi për të mirë dhe ndalimi i të keqes. Tregohet se Ebu Bekri (radijAllahu anhu) u mbajti fjalim njerëzve dhe u tha: "Vërtet, disa njerëz e lexojnë këtë ajet, mirëpo nuk e vendosin aty ku duhet. E kam dëgjuar Profetin (salallahu alejhi ue selem) duke thënë: *"Kur njerëzit e shohin të keqen dhe nuk e ndryshojnë, së shpejti pritet që Allahu t'i përfshijë të gjithë me dënimin e Tij."* Qëllimi i tij (radijAllahu anhu) ishte se ai i cili nuk urdhëron për të mirë dhe nuk ndalon nga e keqja, nuk është i udhëzuar, por është i mangët nga udhëzimi dhe imani; ka iman të dobët. Pra, kuptimi i pasazhit: "nëse jeni në rrugë të drejtë" është nëse i kryeni detyrat që i keni përsipër dhe nëse i braktisni haramet, atëherë, pas kësaj, ai që është i humbur s'mundet t'ju dëmtojë. Pra, s'të bën dëm asgjë as devijimi i babait tënd, as devijimi i vëllait tënd, as devijimi i banorëve të vendit ku jeton dhe as devijimi i tërë njerëzimit. Kështu, nëse e kryen obligimin që e ke përsipër dhe përpiqesh në të, atëherë ai që është i lajthitur nuk mundet të të dëmtojë. Zoti yt thotë: **"…dhe askush nuk ngarkohet me barrën e tjetrit."** Mirëpo, nëse tregohesh i shkujdesur në detyrat që i ke përsipër, devijimi i tyre të bën dëm. Pra, nëse ti nuk thërret tek Allahu, nuk urdhëron për të mirë, nuk e pengon të keqen dhe nuk i kryen obligimet, dëmi i të devijuarve arrin tek fëmijët e tu, apo tek bashkëshortja jote, apo tek komshinjtë e tu, ngaqë je i mangët nga udhëzimi. Je i tillë derisa të kryesh detyrat që i ke përsipër, si në raport me Allahun, ashtu edhe me robërit e Tij.

Prej të drejtave të Allahut me të cilat je i ngarkuar janë: kryerja e obligimeve, braktisja e harameve, urdhërimi për të mirë, pengimi i të keqes, dhënia e këshillës për Të dhe robërit e Tij, si dhe thirrja për tek Ai, aq sa ke mundësi. Ndërsa në mesin e të drejtave të krijesave që i ke përsipër janë: të këshillosh gruan dhe fëmijët e tu, t'i orientosh ata drejt mirësisë dhe t'i edukosh me edukatë islame. Po ashtu t'i nderosh dhe t'u bësh mirë komshinjve, të mos i lëndosh ata, ta nderosh mysafirin, etj. Andaj, ai i cili nuk i kryen të drejtat që i ka përsipër, nuk quhet i udhëzuar, por (quhet) i mangët nga udhëzimi dhe imani, derisa t'i kryejë ato.

## TË MASHTRUARIT ME MORALIN E JOBESIMTARËVE[12]

**Pyetje:** Tek myslimanët vërejmë kontradikta të mëdha në mes fjalëve dhe veprave të tyre. Kështu, te ata myslimanë, që e thonë shehadetin, që falën vazhdimisht në xhami dhe që i kryejnë obligimet e tjera fetare, vërejmë një sjellje të kundërt nga sjellja e shokëve të Profetit (salallahu alejhi ue selem). Dhe, kur ndonjëri kthehet nga Evropa, e cila sot ka ngelur si e pafe, si rezultat i braktisjes së mësimeve kishtare, thotë: "Atje kam parë moral më të mirë sesa morali i myslimanëve." Andaj, me çfarë i këshilloni këta njerëz?

**Përgjigje:** Së pari: nuk lejohet udhëtimi drejt vendeve të shirkut, ngaqë udhëtimi drejt tyre është prej shkaqeve të devijimit dhe të lënies së fesë. Po ashtu, është shkak që njeriu të dëgjojë

[12] http://binbaz.org.sa/mat/18150

dyshimet, gënjeshtrat dhe komplotet e jobesimtarëve ndaj Islamit. Madje, ndodh që të devijojë për shkak të tyre dhe të dyshimeve që ata i përhapin. Andaj, myslimanit nuk i lejohet të udhëtojë drejt vendeve të ithtarëve të shirkut dhe as qëndrimi në mesin e tyre, meqë në këtë ka rrezik të madh për të, për shkak të dyshimeve që ata i përhapin dhe prishjes së madhe që e sheh atje, duke u nisur nga shirku, kurvëria, homoseksualizmi dhe mëkatet e tjera të shumta. Ndodh që ai të ndikohet prej tyre, dhe kështu zemra t'i largohet nga rruga e drejtë. Për këtë arsye, Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Unë jam i distancuar prej çdo myslimani që jeton në mesin e idhujtarëve."* Shokët i thanë: "Përse, o i Dërguar i Allahut?" Ai tha: *"Të mos shihen ndërmjet veti zjarret e tyre!"*[13] Po ashtu përcillet prej tij të ketë thënë: *"Kush përzihet me idhujtarin apo banon me të, atëherë ai është i njëjtë me të."*[14]

Andaj, myslimani e ka për detyrë të ruhet nga udhëtimi drejt vendeve të shirkut dhe qëndrimi në mesin e tyre, as për tregti e as për ndonjë gjë tjetër. Pra, duhet të kihet kujdes, veçanërisht në këtë kohë, në të cilën është shpeshtuar e keqja dhe prishja dhe është përhapur në to kufri dhe ateizmi. Përjashtim bënë njeriu që ka dije dhe largpamësi e që thërret drejt Allahut, që ua mëson njerëzve të mirën dhe që i udhëzon drejt të vërtetës. Ky njeri është i justifikuar, sepse ai thërret drejt Allahut dhe e shfaqë fenë

---

[13] D.m.th. zjarri i myslimanit të mos e sheh zjarrin e idhujtarit dhe anasjelltas. Kjo është një shprehje që përdorët për afërsinë. Arabët e përdorin këtë metodë të të shprehurit dhe thonë: "Shtëpia ime shikon në shtëpinë e filanit, apo shtëpia e tij shikon në shtëpinë time", kur duan të tregojnë për afërsi të madhe mes tyre. Albani e ka vlerësuar hadithin si të vërtetë në "El-Irua'" (5/30). (shën. i përkth.)

[14] I vlerësuar si hasen nga shejh Albani në "Es-Sahiha" (5/253). (shën. i përkth.)

e tij, dhe ndodhë që Allahu nëpërmjet tij të udhëzojë numër të madh njerëzish. Ndërsa injoranti, i cili nuk ka dije rreth fesë, e ka për detyrë të ketë kujdes dhe të mos udhëtojë. Sa i përket faktit që njeriu mashtrohet me moralin e tyre, kjo është pjesë e prishjes që i kanoset atij. Myslimanët u mashtruan me jobesimtarët për shkak të industrisë së zhvilluar, apo zbulimeve, apo gjërave të tjera që i posedojnë. Ky i ngratë e injorant që nuk e njeh Islamin dhe dispozitat e tij, por i njeh vetëm disa myslimanë, u mashtrua. Disa myslimanë kanë moral të keq; tek ta gjendet rrena, kamata, zinaja, pirja e alkoolit. Pra, nuk janë të gjithë myslimanët të kapur për feje dhe që largohen nga haramet. Andaj, ndodh që ky i ngratë, i cili ka udhëtuar drejt vendeve të shirkut, të mashtrohet kur të sheh diçka prej moraleve të tyre që ndërlidhen me këtë botë dhe jetesën në të. Prandaj, duhet të kihet kujdes nga udhëtimi tek ta dhe qëndrimi në mesin e tyre.

Myslimani e ka për detyrë të jetë në lidhje me fenë e tij, të kapet për të, të shpeshtoj leximin e Kuranit dhe meditimin rreth tij, në mënyrë që ta njoh fenë e Allahut. Po ashtu, ai duhet të pajiset me dije rreth jetëshkrimit të Profetit (salallahu alejhi ue selem) dhe të shokëve të tij, të cilët ishin njerëzit më të mirë pas profetëve, në mënyrë që të dijë veprat e tyre të mira, jetën e tyre të lavdishme dhe luftën e tyre të vërtetë. Dhe kështu ta dijë se pikërisht ata ishin ithtarët e mirësisë, ishin shembull dhe prijatarë. Janë pikërisht ata të cilët duhet t'i ndjekim dhe të ecim rrugës së tyre. E, nëse dikush nga radhët e myslimanëve i kundërshton ata, atëherë qortimi bie mbi atë që kundërshton dhe që shmanget nga rruga e tyre.

Andaj, ti o rob i Allahut, e ke për detyrë të ecësh rrugës së njohur, në të cilën ecën Profeti (salallahu alejhi ue selem) së

bashku me shokët e tij, qoftë në moral, vepra dhe qëndrime. Dhe mos u mashtro me atë që devijon nga rruga e tyre, qoftë ai mysliman apo jo. Nga Allahu kërkojmë shpëtim!

## TË ZBRITURIT E ALLAHUT TË LARTËSUAR NË QIELLIN E KËSAJ BOTE[15]

**Pyetje:** Si t'i kundërpërgjigjemi atij që thotë se: "Ju pretendoni që Allahu zbret në qiellin e kësaj bote kur të mbetet pjesa e tretë e natës, mirëpo kjo rezulton në lënien e Arshit nga ana e Tij, ngase pjesa e tretë e natës nuk është në të njëjtën kohë për tërë banorët e Tokës".

Përgjigje: Kjo është fjala e të Dërguarit të Allahut (salallahu alejhi ue selem). Është i Dërguari ai që ka thënë: *"Zoti ynë, i Bekuar e i Lartësuar, zbret në qiellin e kësaj bote çdo natë, atëherë kur mbetet një e treta e fundit e saj dhe thotë: "A ka kush që më lutet, e t'i përgjigjem? A ka kush që kërkon prej Meje, e t'ia jap? A ka kush që kërkon falje nga Unë, e ta falë?", derisa të agojë mëngjesi".* (Përcjellë nga Imam Maliku, 1/214, imam Ahmedi, 2/487, Buhariu, 1/384, Muslimi, 1/521, Ebu Daudi, 2/34, Tirmidhiu, 5/526, ibën Maxhe, 1/435 dhe të tjerë)

Dijetarët kanë sqaruar se ajo është një zbritje ashtu siç i përket Allahut dhe se nuk është sikur zbritja jonë. Askush nuk e di mënyrën (realitetin) e saj përveç Allahut të patëmeta. Pra,

[15] http://binbaz.org.sa/mat/2084

